
Fitim SULA
NYJE GORDIANE
ROMAN
Ky libër i kushtohet ngjarjeve
të vitit nëntëdhjet e shtatë në Shqipëri.
Viti që tundi çmendurisht
dëshirat demokratike
të një populli, që prej
më se dy mijë vitesh, endej në të keqje.
Në një të keqje,
që jo pak herë e gatiste vetë,
e shumë herë ia servirnin të tjerët.
AUTORI

- Ai duhet të vdesë. - foli me nerva të tendosura.

Ajo bukuri femërore që kishte vetëm disa sekonda më parë, iku e u fsheh pas shëmtisë. Vërtetë e habitshme! Sa pranë qëndrojnë e bukura dhe e shëmtuara!? Madje ato mpleksen edhe brenda të njëjtit trup, duke vënë hije të fortë dyshimi edhe te syri më i mprehtë.

- Jo motër, ky është një dënim shumë i tepruar nga ana jote. - foli prerë, i vëllai,- Do mundesh vallë të harrosh puthjet e përqafimet? Si do të jetosh pa atë që i ke falur gjënë më të shtrenjtë, shpirtin…?

- Atropoja nuk kishte ç'të mendonte më gjatë.

*

*         *

Qyteti «X» po zgjohej pas një nate të errët, si vetë ngjarjet që po ndodhnin rëndom.... Mjegulla që vinte nga liqeni po mbulonte gjithë qytetin. Ishte një agim i lodhur, si në të gjitha mëngjeset e kohëvë të fundit. Rrezet e para të Diellit, futeshin gjithë përtesë nën mjegull dhe mezi arrinin deri në taracat e pallateve, që dukeshin të zvetënuara e të lëna pas dore. Dritaret, që dikur hapeshin me kënaqësinë e ardhjes së një dite të re, taniqëndronin të mbyllura gati për gjithë ditën. Disa plaka të vjetra, që ishin qytetarët e parë që dilnin nëpër rrugët e shkreta të qytetit, pasi përshëndeteshin "mirëmëngjes" me njëra-tjetrën, Thonin:

- U zgjuam edhe sot.

- U zgjuam, po mos dëgjofshim lajme të këqija, thuaj.

- Veç për vdekje të rinjsh mos të dëgjojmë, se na u coptua zemra nga këto që po ndodhin.

- Atë them edhe unë moj e uruar. - thonte bashkfolsja dhe më pas niseshin për të bërë ndonjë pazar.

Rrugët e qytetit mbeteshin gati të shkreta për gjatë gjithë ditës. Njerëzia rrinin mbyllur nëpër shtëpija me sytë në televizor. Prisnin të dëgjonin për fundin e kësaj lufte të mallkuar. Ngaqë bëhej një luftë pa aqrmiq, të gjithë çuditeshin me qëllimet e paqarta të kësaj lufte. Me sytë në ekranin e televizorit, banorët e qytetit «X» prisnin gjith ankth, që dikush të dilte e të lajmëronte fundin e luftës…, - dhe shtonin duke mbledhur buzët përçmueshëm: - "Luftë pa armik".

Ditët i ngjanin njëra-tjetrës në këtë qytet, duke u bërë kaq të mërzitshme sa, njerëzit mallkonin veten që po zbardhte edhe një tjetër. Po dhe vdekja kishte planet e saj, që nuk përkonin me dëshirat e qytetarëve, që së fundi mendonin se nuk e meritonin këtë posullë; «qytetarë», dukej si një pullë e ndryshkur dhe e dalur boje…

…ç'dreq gjumi kam bërë sonte…! - murmëriti duke iu hapur goja Vrakoti, sikur mos të kishte fjetur fare.

- Edhe unë shumë pak kam fjetur sonte. - tha Vrimbari.

- Krisma armësh kam dëgjuar gjithë natën… - vazhdoi të tregonte Vrakoti. - Herë më dukej sikur gjuaja edhe vetë, po më të shumtën më gjuanin. Plumbat që më vinin përballë, çuditërisht i shikoja fare qartë. Ndonëse me vështirësi lëvizjeje, siç u ndodh të gjithëve në ëndërra, shmangesha pa më prekur. Plumbat që më vinin nga anë të tjera më shponin trupin gjithandej. Dufma e gjakut dilte nga çdo birë e re që bëhej. Ajo që më çudit, është qëndrimi në këmbë. Dëshira për të njohur "gjuajtësit", që nuk i shikoja, më mbante gjallë.

Ato që kisha përballë i njihja të gjithë. Ishin banorë të Hadit, që me ndihmën time endeshin në atë botë të errët…

- Kush është Hadi? - pyeti Nxixhipi, që ishte ngritur ndenjur në bërryla.

- Hadi është bota e nëndheshme. - sqaroi Vrakoti. -Kristianët më vonë e quajtën Ferr, dhe akoma më vonë myslimanët e quajtën Xhehenem…

- Po në fakt, a vdiqe? - pyeti Vrimbari.

- Jo, nuk vdiqa. Deri kur më doli gjumi nuk vdiqa. Ndoshta po të kisha fjetur edhe pak edhe mund…, të kisha vdekur. - tha pas një pauze të shkurtër Vrakoti.

- Ah sikur të kishe vdekur. - foli Vrimbari, ndërsa shoku hapi sytë fort nga habia.

- Nxixhipit nuk iu durua dhe pyeti. - Pse ç'ndryshim ka nëse vdes apo jo, ajo ëndërr është !? Domethënë rrenë.

- Ç'ia fut kot dhe ti, jevg dreqi. - ia ktheu Vrimbari Nxixhipit. - Po vdiqe në ëndërr, thonë që të zgjatet jeta. Realiteti është e kundërta e ëndrrave.

- Kush ta tha ty këtë ? - pyeti Nxixhipi,që vazhdoi ti merrej goja.

Dhe kjo i ndodhte sa herë e thërrisnin jevg. Madje, po ta kishte dëgjuar nga goja e ndonjë tjetri jashtë shoqërisë së tij, do tia kishte numëruar të shtatë plumbat e TT-së në gjoks. Kështu e kishin pësuar disa, po ngjarja më e freskët kishte ndodhur para një jave. "Arturi i Dylit" i thërrisnin ato të lagjes "Lëkura e derrit". Dyl quanin atë që mendohej të ishte babai i tij, se në të vërtetë e ëma s'ishte martuar ndonjëherë. Ky Arturi i Dylit mbahej me të madh në atë lagje. Kohët e fundit i kishte kaluar "kufijtë" e lagjes dhe kishte vazhduar ta shtrinte kapadaillëkun edhe te tregtarët e lagjes "Qershia e egër". Por "Qershia e egër" ishte e mbrojtur. Djemtë me në krye Haxhi Dushkun, ose "Xhiu" që thirrej më shpesh, kishin kohë që tregtarët i kishin marrë nën "mbrojtje". Atë ditë, ndodhi ajo që pritej, Arturi i Dylit kishte kapur një tregtar për fyti dhe po i bërtiste që ti merrte paratë.

- «Të çova fjalë që të m'i bije vetë, - bërtiste ai.

- Po. - përgjigjej tregtari.

- Pse s'mi prure atëherë ?

- Po ja, do ti sillja, sa të isha i lirë…!

- Ti s'do të m'i sillje asnjëherë, mor bir kurve. – fliste dhe nxehej gjoja edhe më Turi.

- Jo, për kokën e fëmijëve që do ti sillja. - përgjërohej tregtari, një burrë rreth të dyzetave».

- Në këto debate e sipër, kishte mbërritur Xhiu me të vetët. Me to kishte qëlluar edhe Nxixhipi. Dhe kur Turi i Dylit për ta prekur në sedër Xhiun i kishte thënë: "Po është turp o Xhiu, ia kishte përkëdhelur emrin Haxhiut nga frika, të ngresh "pallën" e jevgut kundër meje".

- Nxixhipi, në një përgjigje të menjëhershme, kishte nxjerrë pistoletën dhe ia kishte numëruar në gjoks. Të shtatë plumbat kishin përshkuar trupin e bëshëm të Turit njëzet e katër vjeçar. Kjo ndodhi aq shpejt, sa edhe Xhiu ishte habitur. Se si i hurit dhe i litarit që ishte Xhiu, s'i kishte ngelur gjë pa bërë në këto kohë rrëmujash.

- «Ky është Jevgu». - i kishte folur Nxixhipi, duke iu marrë goja, ndërsa trupi i Turit po linte të lirë atë pjesë, që e bënte të lëvizshëm, shpirtin.

- «Lëri edhe këto dy langaraqët të shkojnë e t'u tregojnë se kush është "Jevgu"». - iu drejtua Nxixhipi Xhiut, që akoma nuk i mbushej mendja, që "Jevgu" të ish treguar kaq i shkathët.

- Dy djemtë e rinj që shoqëronin Turin, rreth të shtatëmbëdhjetave, të bërë dyll të verdhë nga frika, nuk po e ndjenin akoma të lagurin në pantallonat e tyre, kur dëgjuan Xhiun t'u thonte: "Ikni që këtu e mos u ktheni më kurrë, në qoftë se mendoi të jetoni ndonjë ditë. Se po ikët nga kjo botë, ju siguroj unë, që nuk vini më asnjëherë".

Dy të rinjtë, pa pikën e gjakut në fytyrë, kishin ikur duke u rrëzuar, ngaqë toka u lëvizte nën këmbë. Sa për automotikët model pesëdhjetë e gjashtë, që kishin pasur me vete, vetëm pas shumë kohësh ishin kujtuar se si kishin më në duar…

- Unë mendoj, - theu heshtjen e rënë Vrimbari, - që të gjejmë ndonjë fallxheshë që të mund të kuptojmë ëndërrën që ke parë.

- Po ku ta gjejmë fallxheshën? – pyeti Vrakoti.

- E di unë një të dorës time, që shikon në filxhan kafeje. - hyri përsëri në bisedë Nxixhipi.

- Ata të dorës tënde e kanë keqpërdorur fallin nga nevoja për të mbijetuar. Unë nuk u besoj atyre. - foli prerë Vrimbari.

- Me thënë të drejtën, është e vërtetë kjo që thotë Vrimbari. - foli Vrakoti.

Për Vrakotin, Vrimbari ishte më besniku nga e gjithë shoqëria me të cilën ishte përzier kohët e fundit. Në “lojrat” me armë prej vërteti, që bënin me grupet e tjera, gjithmonë i rrinte pranë duke e mbrojtur nga mbrapa.

- Dëgjoni, - foli përsëri Nxixhipi, - në qoftë se nuk na i gjen të gjitha të bërat e të pabërat, mos të më besoni më për asgjë.

Edhe pse foli me një siguri të besueshme me gojë, thellë në mendje e dinte se pak , ose aspak nga të vërtetat që mund të ndodhin,kishte mundësi të gjente fallxhesha. Po ndoshta po këmbëgulte, ngaqë ishte mërzitur duke ndejtur brënda lagjeve të qytetit, që kohët e fundit pak ngjante me një të tillë.

- Unë them se nuk na kushton gjë, sikur ta provonim njëherë. - foli qartë Vrakoti, duke lënë të kuptohej se tashmë e kishte vendosur.

- Ku e ka shtëpinë kjo fallxhesha? - pyeti Vrimbari pa e parë fare Nxixhipin.

- Në të dalë të qytetit “U”. - u përgjigj Nxixhipi.

- Do ta njoftojmë Xhiun? - pyeti Vrimbari.

- Patjetër që po. - tha Vrakoti, me një shikim që donte të thonte, se nuk lejohen gabime të tilla.

Haxhi Dushku ishte komandanti i “ushtrisë së vogël”. Nga ai vareshin të gjitha veprimet që duhet të bënte gjithësecili prej tyre. Njëherë dikush, nga “ushtarët”, një me emrin Ramadan, kishte refuzuar të bënte roje natën. Dhe, siç pritej nga të gjithë, Xhiu, pasi e plagosi me pistoletën e tij, një “Barabel” i vogël, “dhuratë” e ish shefit të policisë së qytetit, e lidhi me tela pas makinës së tij dhe e mori zvarrë nëpër rrugicat e lagjes. Kishte dhënë shpirt ashtu, duke lënë copat e lëkurës dhe të mishit gjithandej nëpër lagje. Deri shumë vonë banorët e lemerisur të lagjes, kishin ecur me frikën se mos shkelnin në lëkurat e Ramadanit. Madje, era që frynte, si për të mos iu harruar emri, një nga copat e lëkurës e kishte ngjitur në një faqe pallati. Kjo copë lekure, kishte në qendër një “tatuazh” me ngjyrë të kuqe. Dukej të ishte një zemër e çarë në mes, me disa pika gjaku që binin poshtë. Kur e shikonin njerëzit thonin: “Ja ka pas shkruar fatin vetes”. Dhe kështu, Ramadani pa një varr ku të preheshin eshtrat e humbura në sipërfaqen e rrugës, kujtohej me anë të asaj cope lëkur të ngjitur në faqen e pallatit. Kjo për aq kohë sa, Dielli e thau dhe era e mori me vete…, që bashkë me lëkurën, humbi edhe emrin e Ramadanit...

- Ta njoftojmë me radio-marrëse? - pyeti Nxixhipi.

- Po. - tha Vrimbari.

- Nxixhipi shtypi butonat e duhur dhe foli me kodifikim. - Këtu, “plepi”, si më dëgjoni, marrje !

- Dëgjoj mirë, marrje. - u dëgjua zëri i Xhiut.

- Vrakoti, Vrimbari dhe unë do të ikim deri në qytetin “U”.

- Dëgjoj mirë. Po ç’trapin doni ju atje? - u dëgjua përsëri zëri i vrazhdë i Xhiut.

- U nxeh më duket ! - foli Nxixhipi, ndërsa po i jepte radion Vrakotit.

- Xhiu më dëgjon, marrje. - foli Vrakoti.
- Po, dëgjoj mirë – u përgjigj me ton më të qetë Xhiu.
- Po ikim deri në qytetin “U”. Kemi një problem falli. Duam të shohim të ardhmen te një fallxheshë.
- O Vrakot, po ç’ia fut si kau pelës, mor burrë. Më duket se të ka futur trutë e gomarit ai “jevgu” i mutit.

Nxixhipi, që i dëgjonte të gjitha sa thuheshin, vazhdoi të dridhej i tëri. Një parandjenjë e keqe i përshkroi trupin. Ishte hera e parë që e dëgjonte nga goja e Xhiut fjalën “Jevg”. Menjëherë mendoi se kjo nuk u tha rastësisht. Por edhe mendimet e këqija që e pushtuan, nuk donte ti besonte.

- O Xhiu, marrje. - tha Vrakoti dhe shtypi butonin duke ndërprerë zhurmën karakteristike të radios marrëse-dhënëse.

Këto radio që përdornin “ushtria” e lagjes “Qershia e egër”, jo shumë kohë më parë ishin përdorur nga policia e shtetit. Po me qenë se, policia kishte dalë jashtë loje për njëfarkohe, radiot u përdorën nga zotërues të rinj, anëtarë të “ushtrisë së vogël”, të lagjes “Qershia e egër”. Ishte bërë e udhës që të quhej “ushtria e vogël”, duke qenë se mendonin ta zgjeronin edhe më. “Ushtria e vogël” kishte bërë goxha luftime me “armiqtë”, që banonin në lagjen “Lëkura e derrit”. Në “luftimet”, që kishin bërë me njëri-tjetrin, kishte pasur edhe shumë të vrarë. Ata që kishin vdekur nga plumbat qorrë të “luftimeve” të tyre, kishin qenë edhe më të shumtë. Kohët e fundit e kishin lënë numërimin e të vdekurve. Ndoshta për shkak të kohëzgjatjes së “luftës”. Të mërzitur me numërimin e viktimave të tyre, ata ia kishin lënë këtë punë “paqes”. Vetëm në paqe, ke kohë të mjaftueshme për të marrë një përfundim të saktë, për çdo humbje të bërë gjatë luftimeve. Po me ç’dukej paqja do të vononte edhe për shumë kohë. E ndoshta, ajo, paqja që ëndërrojmë të gjithë s’do të vijë asnjëherë.

- O çuna, - foli Vrakoti, - do të më prisni këtu. Në qoftë se nuk vij, do t’ju njoftoj me anë të radiomarrëses.

Vrakoti nuk harroi të ngjeshte pistoletën në një kllëf, që i vendosur me rrypa mbi shpatulla, ngjante si ato të policisë amerikane. Ndoshta mund të ishte dhe e ardhur prej përtej oqeanit! Në këto kohë të turbullta, çdo hamendësi mund të besohej. Në momentin kur Vrakoti doli duke tërhequr derën nga pas, Nxixhipi dhe Vrimbari panë njëri-tjetrin drejt më sy për një copë herë. Ky shikim, mbante mbi vete barrën e rëndë të dyshimit. Dhe dyshimi në të tilla shoqëri i përket “nuhatjes”, që në mënyrë instiktive parandjen ngjarje, që në më të shumtën e rasteve janë të destinuara të ndodhin. Në trurin e këtyre njerëzve, ngjarjet kanë vetëm një kohë, të ardhmen, e shkuara dhe e tashmja quhen të përfunduara në një farë kuptimi…

Vrakoti, pa hypur akoma në makinën e tij tip «BMË», i hodhi një shikim hetues rojes. Shikimi filloi nga këmbët e duke u ngjitur me avash e kujdes, përfundoi te fytyra e tij. Njomshtia e fytyrës e tregonte qartë moshën. Ishte rreth të shtatëmbëdhjetave. Ndonëse i ri, kishte një trup të formuar mirë.

- Qënke djalë trim - i foli me ton të ashpër në vend të përshëndetjes “mirëmëngjes”, që në rrethana normale duhej të përdorte.

Shtatëmbëdhjetëvjeçarit nuk i lëvizi asnjë muskul në fytyrë, duke mshehur më së miri gjendjen emocionale. Shikimet e kësaj natyre nuk kishin të bënin thjeshtë me faktin për të shquar atë që ke para, po me vrazhdësi futej në labirinthet e pathëna të qënies. Shikimi, i shtyrë nga dyshimi që merrte formë nga frika për jetën, ndiqte në skutat e thella të ndërgjegjes së tjetrit pabesinë, dinakërinë, mashtrimin, tradhëtinë e të tjera “vogëlsira” që rrezikonin jetën. Vrakoti, në të vërtetë nuk donte t’ja merrnim vjedhurazi jetën. Kjo e bënte

të ishte i kujdesshëm në të gjitha veprimet. Pastaj, ëndërrat që shoqëronin makthet e tij diçka donin të thonin.

- Mirëmëngjes. - shqiptoi ngadalë bjondi kokërrumbullak.

- Ndize pak makinën, dhe lëre motorrin të nxehet. - i tha rinoshit, duke i hedhur çelsat në drejtim të tij.

- Në të vërtetë, djali nuk dinte ta ndizte makinën, po për mos të thyer urdhërin, i mori çelësat.

- Ndërsa roja po ndizte makinën, Vrakoti u largua për te qeni i racës pastor që mbanin te vila. Vila ku qëndronin ishte në krah të qytetit dhe fare pranë liqenit të “kufomave”. Dikur liqenit i thërritnin “Liqeni i luleve”, ndërsa kohët e fundit ishte bërë e udhës të quhej “Liqeni i kufomave”. Këtë emër, liqeni e kishte marrë nga “puna” që kishte bërë kohët e fundit. Në qoftë se liqeni ndonjë mëngjes, nuk do të nxirrte në breg ndonjë kufomë, e gjithë sipërfaqja e “fytyrës” së tij do të shihej me dyshim nga njerëzit. Të shumtët mendonin se liqeni binte në “dashuri” me disa syresh, prandaj mendonin se i vononte dy-tre ditë për ti nxjerrë. Të vjetrit thonin se: “Liqeni kështu kishte vepruar edhe më parë, në kohën e Princ Vidit dhe në kohën e Luftës së Dytë Botërore. Sa herë bëheshin luftëra të pakuptimta, liqeni vepronte po njëlloj, nxirrte në breg kufoma. Disa prej tyre i vononte pak, po për ti nxjerrë, i nxirrte”.

Vrakoti ndërsa po ledhatonte qenin, që vazhdoi të lëpinte këpucët, pa një grumbull njerëzish në bregun e liqenit. Mbeti ashtu i ngrirë për disa minuta dhe shikonte lëvizjet e ngathta të tyre. Vuri re që nga bregu po largohej një varkë, që vozitej nga një burrë kokëthinjur. Në anësoren e varkës ishte shkruar me germa shtypi emri «KARON». Burri, që voziste varkën, bënte lëvizje të ngathta, por çuditërisht e rriste çdo moment shpejtësinë duke u futur në mjegullnajën e mëngjesit mbi liqen…

- Është Kamerri. - dëgjoi zërin e rojes Vrakoti.

Edhe për një copë herë mbeti ashtu me shikim nga liqeni, ndonëse varka tashmë s’dukej veçse një njollë e shkrirë në mjegull.

- Thonë që rri gjatë gjithë kohës në liqen duke kërkuar për trupa pa jetë, - theu përsëri heshtjen roja.

- Kam dëgjuar për të. - foli Vrakoti duke u ikur mendimeve që e pushtuan.

- E ndeze makinën? - e pyeti pa e parë në sy rinoshin bjond.

- Po e ndeza…, - u përgjigj. - mendova se e dëgjuat zhurmën e motorrit, prandaj nuk ju thirra.

Qeni, që lëpinte akoma këmbët e Vrakotit, vazhdoi të hungurinte sikur po ndillte ndonjë

- Më duket se dikush e paska rradhën sot! - foli roja.

- Po ja taks ndonjërit mor qerrata. - foli Vrakoti duke shtyrë qenin lehtë me këmbë.

- Na e marrka te keqen ndonjëri nga ata të lagjes “Lëkura e derrit”. - foli Nxixhipi nga dritarja e hapur me zërin që i dilte akoma me dridhje nga goja.

- Nga e di ti?  - e pyeti Vrakoti me një të qeshur të lehtë në fytyrë. Të flisje për vdekjen pa merakun për të,  ishte tepër e zakonshme. Vdekja, dukej se e kishte ndërruar veshjen karakteristike të saj, ku mbretëronte e zeza. Ajo lëvizte mes njerëzve me vello të bardhë nuserie. Plumbat që e thirrnin atë kohë e pa kohë, lëviznin gjithandej, lirshëm nëpër njerëz. Plumbat, vdekja dhe njerëzit ishin kthyer në një trinom që gëzonin qenësinë e njëri-tjetrit. Ato, gati-gati nuk jetonin më veç e veç, po të tre së bashku bashkëjetonin në harmoni të plotë. Sa herë ndodhte që ndonjëra syresh prej tyre mungonte, bëhej e mundur edhe mos ekzistenca e dy të tjerave.

- Po ja, e ka kthyer kokën nga ata të lagjes “Lëkura e derrit”, - tha Nxixhipi, - të paktën kështu thonë, - foli përsëri ai.

- Të ishte e vërtetë…! Po ëndrat, makthet e natës ç'të jenë? Për çfarë qëllimi lozin gjatë natës në brendësi të kokës time? – i fliste një zë i brendshëm, ndërsa i dha gaz makinës dhe u largua.

Rruga kalonte buzë liqenit, pastaj merrte një kthesë të gjerë dhe drejtohej nga zemra e qytetit. Po ta shikoje nga lart rruga binte pingul me bregun e liqenit. Të krijohej përshtypja se një shigjetë ishte ngulur tashmë në trup të liqenit., për më saktë, në gjoks të tij. Vrakoti e ndaloi shpejtësinë, nga që njerëzit që ndodheshin më parë në bregun e liqenit, po hypnin një trup njeriu në një makinë furgon tip «Ford». Vrakoti, në të vërtetë, se pa trupin e njeriut, pa forma që kishte marrë baTashja e mbajtur nga dy vetë, tregonte ashiqare një figurë njerëzore, më saktë një trup femre me vithe të gjëra…

- Është një trup femre…, i tregoi dikush Vrakotit nga jashtë, - e kanë qëlluar m'u në ballë!

Vrakoti e pa me një vështrim të tillë sikur donte ti thonte: E pashë qysh se e mbanin pa problem dy vetë.

- Duket që s'është nga qyteti ynë, se nuk e njeh asnjeri. - foli përsëri burri nga jashtë.

- Vrakoti hapi xhamin edhe më, dhe i tha; - Ore, po ç'më çan trapin, duke më treguar gjëra koti. Akoma nuk e kupton që vdekja ka pjesën e vet te ne?

- Më fal, - tha burri, që dukej rreth të pesëdhjetave në paraqitjen e jashtme, - por mendova se doje ta dije.

- Ik, ore, tutje se nuk kam ç'të di! Vdekja është gjëja që më intereson më pak sot për sot. Nesër ndoshta ndryshoj mendim, por sot, vdekja më duket si një shok lagjeje.

Vrakoti mbylli xhamin dhe duke xhiruar gomat, u nis me shpejtësi.

- Burrit që i foli Vrakotit një tjetër i tha: Ç'të duhet ty more, që i flet atij? Ta dije se me kë po flisje, do ta kuptoje që ke shpëtuar paq!

- Po, pse more, kush ishte? - pyeti burri tashmë i frikësuar. Se frika është si ndonjë sëmundje ngjitëse, kur rrin afër atyre që e kanë.

- Vrakot "Mëngjarashi". - u përgjigj tjetri.

Të gjithë kështu i thërritnin, me që ai një numër të viktimave të veta i kishte çuar në atë botën tjetër me dorën e majtë.

- Vërtet paskam shpëtuar mirë. - tha burri kur kuptoi se me kë kishte folur.

Vrakoti, ose "Mëngjarashi" siç thirrej rëndom nga të tjerët, e bëri rrugën me shpejtësi të madhe deri te Xhiu. Rreziku ishte i pranishëm kudo. Në çdo sekondë, …ai nxirrte kokën duke kërcitur deri në ekstazë dhëmbët mbushur me egërsi.

Porta e hekurt ishte e hapur, …si duket roja ishte i njoftuar më parë për ardhjen e tij. Në mes të një rrethimi me mure të lartë dhe me vendroje çdo pesëdhjetë metra, ishte një tip vile pa një arkitekturë të përcaktuar qartë. Ishte një ndërtesë trekatëshe me thyerje moderne të sipërfaqeve anësore. Aty-këtu shikoje ballkone, që e humbnin vetveten nga thasët me rërë të vendosur mbi bordurë. Sipër në taracë dalloheshin bedena kalaje, e në mes të saj, ishte i vendosur një kundërajror dymbëdhjetë pikë shtatësh. Prandaj bëje gabim kur e quaje "vilë", ndaj shumë mirë mund ta emërtoje; «vendqëndrim ushtarak»!

Nga guzhina, tingujt karakteristikë të pjatave e tenxhereve dilnin duke pushtuar vendin përreth, gjë e cila të forconte idenë që ndodheshe brenda një reparti ushtarak.

Të rinjtë që patrullonin përreth "vilës" gjithashtu ishin të veshur ushtarakë.

Vrakoti ngjiti shkallët, duke u futur në një dhomë të mobiluar mirë.

- Ku je, mor "mëngjarash", - I foli Xhiu duke i dalë përpara.

- Ato u përqafuan, duke cekur anësoret e kokës, siç bënin burrat e motshëm. Përshëndetjen që bënin burrat e sotëm, duke u puthur në faqe, e kishin zët. Madje, Xhiu, i kishte plagosur nja dy syresh që u kishte rastisur të putheshin para tij.

- O buzëkuqa , - u kishte thirrur, - si guxoni të putheni këtu para meje. - pastaj kishte marrë automatikun, që mbante një nga rojet e tij dhe kishte gjuajtur në drejtim të tyre.

Ata nuk kishin pritur Xhiun të merrte shenjë, por u kishin dhënë këmbëve të iknin. Por plumbat, si "vrapues" të pashembullt që janë, i kishin zënë në rrugë, duke i plagosur lehtë, për fat…

- Këtu jam, o Xhiu, këtu. - foli Vrakoti.

- E di pse të thirra? – foli Xhiu, ndërsa po uleshin në kulltuqet meshin luks «made in Italy».

- Jo - u përgjigj shkurt ""Mëngjarashi"", duke lëvizur shpatullat.

- Mbrëmë ka ardhur një nga ata politikanët, për të cilët të kam folur edhe herë të tjera…, ata mendojnë se mund të bashkëveprojmë në të mirë të njëri-tjetrit. - u mundua të shpjegonte sa më shkurt Xhiu.

- Politikanët do të na e fusin, Xhiu, - foli Vrakoti dhe më pas shtoi, - politikanët janë të përdalur, nuk e kanë problem të të shesin. Atyre u mungon shtylla kurrizore.

- E di, - foli Xhiu, - prandaj nuk vendosa pa ardhur ti. Ti e di që mbas vetes, jetën tënde dua më shumë. Ti më ke mbrojtur krahët në ditë të vështira, ndaj dua që të jesh në dijeni dhe vendimmarrës në atë që do të vendosim.

- Unë jam kundër lidhjes me politikanët. Për mua, ato janë krejt të padëshirueshëm. Në çdo problem, ku ato fusin hundët, çliron era gjak. E ndërsa era e gjakut të bllokon frymëmarrjen, ti s'e kupton kurrë se ku e ka burimin! Politikanët aq shumë stërhollojnë labirinthet e të keqes njerëzore, sa, sado i zgjuar të jesh, ti s'mundesh kurrë të qartësosh veprimtarinë e tyre. Ato nxjerrin jashtë loje nocionin "shkak-pasojë", duke bërë të pamundur të gjesh ku është fillimi dhe fundi i një fenomeni, ose ndodhie…

- O mëngjarash, - e ndërpreu Xhiu me një të qeshur të lehtë, - po nuk jemi në orën e edukatës morale, …pastaj, ne nuk jemi më të mirë se ata.

- Në ç'kuptim s'jemi ne më të mirë se ata? – pyeti jo pa sinqeritet Vrakoti.

- Po ja, edhe ne duart me gjak i kemi lyer. - foli Xhiu duke i treguar duart Vrakotit.

- Pikërisht ky është ndryshimi që kemi ne me ata, gjaku nuk duket në duart e tyre. Edhe vetë thonë; i kemi duart e pastra. Megjithatë, ti je i pari ynë…, dhe ajo që vendos ti, do të bëhet. - foli me ndërprerje por vendosmërisht Vrakoti.

- E kemi nisur mirë me të. Natën e ka kaluar me një nga ato kurvicat e vogla, që morëm te lagja "Lëkura e derrit"…

- Mos janë nga ato që nxirrnin fotografitë në ekranin e televizorit, duke u përshëndetur nga familjarët e tyre. - ndërpreu Vrakoti.

- Po nga ato kuçkat e vogla është. - u përgjigj Xhiu.

- Kur do të vijë politikani? – pyeti Vrakoti, duke iu shmangur bisedës për vajzat e pafata. Gjithmon i kishte parë si viktima të kohës që po kalonin.

- Nga momenti në moment pritet që të vijë. Kam çuar "djemtë" që ta marrin.

Ai i quante "djem" ushtarët e tij, për shkak të moshës që kishin. Më të shumtët nuk i kalonin të njëzet e dy vjetët. Shumë prej tyre ishin djem të rritur pa njërin nga prindërit. E pothuajse të gjithë ishin të ardhur nga familje me ekonomi të dobët. Në këtë kushte zinte vend ajo shprehja: Hallexhiun e gënjen kur të duash. Në këto kohë të vështira për shoqërinë, këta djem kishin zgjedhur "ushtrinë" e Xhiut për të mundësuar mbijetesën e familjeve të tyre. Kur kishin parë se sa lehtësisht ishin pasuruar pasanikët e rinj të viteve pas nëntëdhjetës, vendosën t'ua merrnin pa kaq lehtësisht atyre…

U hap dera dhe në dhomë hyri një burrë trup mesatar. Realisht gjatësia trupore ishte paksa nën mesatarët.

- Mirëmëngjes. - përshëndeti i porsa ardhuri dhe i zgjati dorën Xhiut.

- Xhiu e përshëndeti ndenjur dhe i shtërngoi dorën pak më shumë se çduhej normalisht në raste të tilla.

- I porsaardhuri i hodhi një shikim dyshues Vrakotit.

- Ky është Vrakot “Mëngjarashi”, - prezantoi Xhiu Vrakotin dhe më pas shtoi, - duhet të njihesh me famën e bëmave të tij!

- O, gëzohem. - foli i porsa ardhuri me një qeshje të lehtë në fytyrë, gjë e cila tregonte njëmendësinë me Xhiun. Vrakoti, që po shikonte duke menduar figurën e këtij burri, dalloi

- Duken këta këlysh kurvash, - mendoi me vete Vrakoti,kur pa kokën e tjetërsuar të tij. - edhe pasqyrën e kanë frikë. Asnjëherë nuk paraqiten realisht ata që janë.

- Ndërsa ky, - u drejtua Xhiu nga Vrakoti. - është politikani i njohur, çimkjani K, besoj ta njohësh nga televizori.

- Po e njoh, ose, që të jem i sinqertë, e njihja, por qënka tjetërsuar me flokët e lyera.

- Po është e vërtetë, -  foli çimkjani K me një buzëqeshje kameleoni. - i leva flokët me një tip boje që hiqet me një lloj solucioni. Po ç’të bësh, duhet të mos njihesh nga të gjithë, se ndryshe kush të beson më?

Vrakoti i hodhi një shikim Xhiut, që çuditërisht dukej fare i qetë, sikur ti thoshte: Të thashë se kush janë politikanët.

- Po s’ia kalove mbrëmë? - pyeti Xhiu, duke lënë menjanë shikimin e Vrakotit.

- Jam kënaqur. Ajo qante, ndërsa unë shijoja atë trup të njomë. I vinte era freski vajzërore, qumësht fare ishte. Po unë vdes të bëj lëvizje plot epsh nën lotët vajzëror që të bien gjithandej nëpër trup. Lotë që s’kanë të mbaruar…, oh sa qejf, …o sa qejf…

Ndërsa fliste për natën e kaluar, sytë i merrnin një pamje të shndritshme që anonte nga djallëzia. Ajo fytyrë rreth të pesëdhjetë e shtatave i binte me shqelma moshës, kur bëhej fjalë për seks me njomështake. Maskat zëvendësonin njëra-tjetrën në lojën e pafund të fytyrës së tij. Po kjo maskë që gjendej tashmë tërë shkëlqim, ishte nga të paktat kopje reale, që tregonin me vërtetësi shpirtin e vërtetë të këtij njeriu, në sipërfaqe të fytyrës. Thonë se, fytyra është pasqyra e shpirtit, po kjo nuk vlen për politikanët. Kjo figurë e formësuar  n’gënjeshtër ka triumfuar përballë përvojës së popujve, e cila na vjen nëpërmjet fjalëve të urta.

… po, le të largohemi nga këto vogëlsira, - shtoi në fund të tregimit të tij çimkjani K.

- Ju duhet të nënshtroni të gjithë grupet e tjera, - filloi të fliste përsëri, - madje nuk duhet të hezitoni që edhe brenda grupit tuaj të luani sitën. Ai që ka bërë krime në mes të ditës ku kanë qenë të pranishën shumë dëshmitarë, …duhet të zhduket. Zhdukja e tij, do të varrosë njëherë e përgjithmonë edhe namin e keq, duke e marrë me vete në banesën e fundit. Një leckë që lëshon bojë, nuk duhet lënë në një kazan me rrobat e tjera.

- Ti thua që të vrasim shokët tanë, ë…? – pyeti Vrakoti dhe shikimin ia hodhi Xhiut.

- Në grupin e njerëzve ambiciozë për pushtet dhe para, nuk ka shokë. Ndërmjet tyre qëndron i palëkundur interesi tekanjoz, mendjeprishësi, që nuk do tia dijë për ndjenja, mendime, ideale dhe virtyte. Vesi është gjithnjë trupëzimi i interesit, paçka se jo rrallë ka qenë në një linjë me virtytin. Kjo ka bërë që njerëzia mos ta shohë asnjëherë lakuriqësinë e vërtetë të interesit, gjë e cila do të plagoste rëndë dëshirën për të jetuar. Ndaj, i dashur mik, - ktheu kokën nga Vrakoti çimkjani K, - as unë e as ti nuk jemi vendimmarrës, por jemi elementë të vegjël të një “mekanizmi” gjigand që ka funksionuar në ekzistencën mijëravjeçare të njerëzorëve. Unë e ti, jemi aktorë të përkohëshëm të këtij “mekanizmi”. Të tjerë ishin para nesh…, të tjerë do të vijnë pas nesh. Të rëndësishëm nuk jemi ne, por “mekanizmi”,  i cili kurrë nuk ka dashur tia dijë për ndjeshmërinë dhe logjikën e aktorëve të tij. Ata që venë në lëvizje “mekanizmin”, ose…, më qartë, veprimtarinë njerëzore, janë Zotër të vërtetë të kësaj bote. Ata janë mbi çdo qeveri, mbi çdo religjon, mbi çdo ideal

njerëzor që njohim deri më Tash…, mbi çdo Zot të krijuar nga mendja e njeriut. Mos u habit…!

- Nuk e di ç'të them, - foli Vrakoti, - por e vërteta është se ju ta bëni mendjen pordhë. Keni çuar një popull në kufijtë e vdekjes. Në këtë kaos ku jemi futur nuk po e kuptojmë më se përse po vrasim! Luftojmë dhe vetëm luftojmë. Ata të lagjes "Lëkura e derrit" po pakësohen dita-ditës. Po, edhe në rradhët tona ka pasur të vdekur. Ajo që më bën përshtypje, është ceremonia mortore. Gratë qajnë trupat e të vdekurve dhe nuk dinë t'u thonë asnjë fjalë. Fjalia e vetme që del nga goja e tyre është: Të kemi rritur me halle…! Po vdisni…, dhe nuk e dimë përse!? Po, meqë ti i njehke shkaktarët e gjithë këtyre…; përse nuk na tregon ndonjë emër të tyre…?

- Ti dashke të dish shumë…! – tha çimkjani K duke folur tërë emfazë, që doli me një diakëri nga goja e tij, dhe një maskë tjetër zëvendësoi të mëparshmen në fytyrë.

- Kujt i flet kështu ti, more…ë…? - u çua me hov Vrakoti nga kolltuku.

- Avash Vrakot. - ndërhyri Xhiu, që kishte të freskët në kujtesë shpejtësinë e Nxixhip Jevgut jo shumë kohë më parë.

- Dhe ti, - u drejtua pastaj nga çimkjani K, - kujdes kur të flasësh. Për ne, në momente të caktuara vlen më shumë një llaf goje, se sa pushtetet dhe paratë pa kufi. Ne e kemi parë plumbin ta na kalojë fare pranë syve, e të na bëjë me dije kotësinë e çdo gjëje të rëndësishme njerëzore…

- Xhiu, unë nuk dua të bëj qejfin, kjo është ecuria logjike e gjërave. Tashmë vala po zien dhe ne jemi brenda saj. Ka vetëm dy rrugë; ose ta lëmë, ose të vazhdojmë. Të parën s'e kemi ne më në dorë, për të gjitha ato arsye që nuk është e vështirë të mendohen. Kështu që na mbetet e dyta; të vazhdojmë përpara. Vazhdimi përpara, do të thotë sakrificë, sakrificë dhe vetëm sakrificë. Dhe sakrificat bëhen gjithnjë për lumturinë njerëzore. Dhe, a nuk është arritur lumturia kur ke para dhe pushtet? A nuk ja vlen sakrifica për këto të dyja?

- Ti, - u drejtua çimkjani K nga Vrakoti, - më përmende më parë kaosin ku ka rënë shoqëria. Jam dakort. Por si mund të vihet pushtet dhe para pa kaosin? Ti merakosesh për këtë popull budalla? Populli, popull do të mbetet përgjithmonë. Se kanë shpëtuar të tjerë para teje nga ky fatalitet. Shpatullat e vrara të popullit do të mbajnë peshën e qejfeve tona. Lumturia jonë do të peshojë rëndueshëm mbi kurrizin e një pale tjetër. Gjithmonë do të ketë dy shtresa që rëndojnë mbi njëra-tjetrën. Nëqoftëse më përpara këto shtresa gjendeshin brenda të të njëjtit popull, në të nesërmen e ardhshme do të gjenden brenda shoqërisë njerëzore, që banon këtë glob të vogël… - foli Çimkjani K duke marrë në dorë globin e tokës, që ndodhej mbi tavolinë.

- Na e ka dhuruar një shitës kinkalerinash. - shpjegoi Xhiu, duke prekur lehtë pistoletën që e kishte vendosur në krahët e kolltukut.

- Dhe kuptohet…,shtresa që do të sundonjë do të përbëhet vetëm prej disa qindra njerëzish të privilegjuar…, ata Zotët që…

-Lëvizin "mekanizmin". - plotësoi Vrakoti jo pa inat.

- Tash po i kupton gjërat drejt. Të lumtë…! Hë, Si mendoni…? - foli qartësisht çimkjani K.

Xhiu u pa sy më sy me Vrakotin. Ishte një ndërthurje vështrimesh që kishte të bënte me të nesërmen tashmë të nisur. Një e nesërme e pasigurtë, enigmatike, që kthehet në një makth që të ngërthen ndërgjegjen për fyti, duke të zhytur thellë e më thellë në terrin e zi të vesit.

- Mendojmë të ecim përpara, - foli qartë Haxhi Dushku, - tashmë ne e kemi bërë zgjedhjen. Bashkëpunimin që filluam në këtë punë, nuk mund ta lëmë këtu edhe sikur të duam ne. Ne Tash nuk varemi më nga mendja dhe dëshirat e saj që gjendet brenda nesh.

Ne i përkasim ngjarjeve dhe zhvillimeve të tyre. Ne jemi futur në “vorbullën” e erërave të kohës duke marrë një shpejtësi dhe drejtim të përcaktuar mirë… Po, - ashpërsoi tonin Xhiu, - s'ka kthim prapa.

Vrakoti nuk foli, po dora instiktivisht kërkoi nëpër trup pistoletën dhe nuk gjeti rehat deri sa e preku. Këtë ditë në një farë mënyre e priste. Deri më tash ngjarjet kishin ecur në një gjendje të lirë. Vrasjet, përdhunimet, torturat, luftimet me ato të lagjes “Lëkura e derrit”, nuk është se kishin qenë të menduara qysh më parë, ato deri Tash i kishin takuar rastësisë. Të paktën kështu kishte menduar deri më sot, ndonëse nga mënyra sesi foli çimkjani K, çdo gjë duket sikur ka qënë e kurdisur qysh më parë. Tash gjërat duheshin menduar mirë. Ngjarjet që do të ndodhnin duhej të zgjidheshin më parë në tavolinë. Vrakoti e kuptonte se moria e problemeve po i kapërcente kufijtë e mendjes së tij, ndonëse po e kuptonte se ngjarjet deri Tash kishin ecur kështu, sepse “dikush” i kishte projektuar ato qysh më parë. Po gjendej ball për ballë me “projektuesin”, ose me njërin prej tyre, se me ç'po kuptohej ato duhet të ishin shumë më shumë. Ishte hera e parë që ndjeu vdekjen ta prekte lehtë mbi shpatulla. Tash e kuptoi fare qartë se kishte bërë dhe do të bënte lojën me lëvizje të paracaktuar, si gur shahu. Taman si një gur shahu, që dikush tjetër i mbante në dorë dhe pastaj e përplaste në kutinë brenda kufijve të lëvizjes, ose edhe më keq, mund ta flakte fare…

Vrakoti e pa gjatë çimkjanin K, profilin e tij, pjesë e rëndësishme e maskës. Sytë i shkuan te duart. - Ngjajnë taman me duar femre. - mendoi. Pastaj i doli para sysh një tabelë shahu dhe dora “femërore”, që kapi njërin nga gurët e ngriti lart dhe në vend që ta kthente në lojë, e hodhi mbas shpinës dhe murmëriti:

- E mbarove detyrën.

- Atëherë…, - filloi të fliste çimkjani K, - duhet të keni parasysh se; fuqinë, pushtetin dhe paranë, që do të keni në duart tuaja, do të kenë një kufi. Ju duhet ta kuptoni se po e kaluat këtë kufi, jeni të marrë fund. Ne, inteligjenca politike, edhe për shumë kohë luftën do ta kemi me popullin. Pasurinë do ta vendosim në kurriz të tyre. Duhet të më kuptoni, kur them inteligjenca politike! Nuk them të djathtë, të majtë, të qendrës…, se kuptohet këto terma kanë kuptim për popullin, e jo për ne. Ne, jemi ngritur pa kufij mes njëri tjetrit, dhe të pjellë nga e njëjta nënë, me emrin “ambicie”. Budallai popull, “kopeja” që ne e çojmë të barisë ku të duam, mendo të djathtë e të majtë, plus qendër. Këto nocione gjenden në mendjen dhe aspiratat e tij, duke krijuar imagjinata se i kanë para tyre…

Si pa dashur çimkjan K, çoi dorën mbi zinxhirin e pantollanave duke prekur kryeveprën prej mishi të kënaqësisë njerëzore. Ashtu, në të qindat e sekondës, ju kujtua nata e kaluar, akti seksual me qumështoren nën lotët e kristaltë. Lotë që binin mbi gjoksin e tij e copëtoheshin në mijëra e miliona stërpikla. Lëshoi shikim mbi fytyrat e bashkëbiseduesve. Kuptoi se fjalimi i tij e kishte bërë efektin e duhur. Heshtja e tyre tregonte “përulësi” përpara pushtetit, përpara çimkjanit K dhe gjithë çimkjanëve të tjerë.

- Mos harroni pra, - filloi të fliste përsëri çimkjani K, - puna e planifikuar nga ana jonë për grupet e rëndomta…

Vrakoti skërmiti dhëmbët, ndërsa Haxhi Dushku e mbajti veten në prehërin e indiferentizmit.

… mbaroi.Koha e kaosit që na duhej prej tyre skadoi…, po, skadoi. Tash do të riorganizohet përsëri shteti. Prandaj ju thashë që duhet të sheshoni të gjitha majat, edhe ato të ngritura nga ju vetë. Duhet të eliminohen të gjithë dëshmitarët e krimeve makabër që keni bërë, përndryshe…

- Përndryshe! - përsëriti Vrakoti jo pa egërsinë që e kishte pushtuar!

- Përndryshe jeni të marrë fund. - shtoi çimkjani K.

- Vrakoti e kapi për fyti. Në të mijtat e sekondës nxorri pistoletën dhe ia vuri te tëmthat…

- Mos Vrakot! - bërtiti Xhiu, mos e bëj…

- Gjuaj, - foli qetë çimkjani K, - unë s'jam i vetmi. Ka të tjerë mbas meje. Rraca ime rigjeneron të rinj, po të njëjtë në genet, me të njejtat ambicie, me të njëjtin surrat, me të njëjtën zemër. Ndaj gjuaj, e mos hezito. Historia e ngjarjeve që ndodhin, është e njëjta histori njerëzore që riciklohet herë pas here, kohë pas kohe.

Vrakoti e uli armën, por egërsinë jo. Ajo tashmë ishte bërë pjesë e pazëvendësueshme e karakterit të tij.

Haxhiu e mori çimkjanin K dhe doli nga dhoma. Thirri njërin nga "ushtarët" dhe e urdhëroi ta përcillte deri në qytetin pranë. Në momentin kur u ndanë, çimkjani K i foli me zë të ulët te veshi:

-«Ky qenka i rrezikshëm edhe për ty».

Haxhi Dushku hodhi shikimin në drejtimin nga po shihte çimkjanit K. Aty gjendej Vrakoti. Çimkjani K, pasi vuri lehtë buzën në gaz, uli kokë për tu futur në makinë. Makina me çimkjanin K brenda, u nis me shpejtësi nëpër rrugët që të çonin jashtë qytetit…

- Çfarë të gjeti Mëngjërash? - pyeti Xhiu porsa u fut brenda, ndërsa me mundim të madh po fshihte mendimet që po i zienin në kokë.

- Si ç'më gjeti?  Nuk e dëgjove se si foli? – u përgjigj Vrakoti.

- Mirë, mirë, - tha pas pak Xhiu dhe hidhte shikimin nëpër dhomë, për të mos u përballur me shikimin e Vrakotit. - në darkë duhet të jesh këtu. Mendoj të flasim se si do të veprojmë më andej. Dua të jemi vetëm ne të dy dhe asnjë tjetër.

- Mirë, jam i një mendjeje. - u përgjigj Vrakoti dhe pasi u përshëndetën ashtu, burrash, u largua nga "vila" repart me mendime të shumta në kokë. Mendime që tashmë i erdhën nga përshëndetja paksa e gjatë ndërmjet Xhiut dhe çimkjanit K. Shikimet e tyre në kohën që po ndaheshin, i kishin ngjallur dyshime. Paraja, pushteti, luksi, kishin deformuar koka të mëdha, …e jo më, figura si Xhiu…!

- Rrezja po ngushtohet, - mendoi. - po futem në zonën e rrezikshmërisë…!

*

*         *

Vrakoti, kur u kthye te vila buzë liqenit, pa një makinë me targë të qytetit të tij, PP. Për një moment, një grimë buzëqeshje i kaloi nëpër fytyrë. Hamendësoi se kush mund të kishte ardhur.

- Anela! - mendoi.

Përmbajti veten përpara rojes bjond, por gëzimi i lexohej qartë në fytyrë.

- Kush ka ardhur? -  pyeti Vrakoti.

- Të them të drejtën nuk e njoh, një vajzë që të kërkonte ty. Ishte e shoqëruar me një djalë të ri. - foli roja.

- "Lëri të hyjnë", më tha Vrimbari. - shtoi roja.

- Mirë. - pohoi ftohtë Vrakoti.

Vrakoti u ngjit në shkallët që të çonin në katin e dytë. Vila ishte e një tipi të thjeshtë. Lart kishte dy dhoma dhe një korridor të madh paksa në mes. Në këtë korridor ishin vendosur një komplet kolltuqesh me një tavolinë mesi të ulët në mes. Ndërsa dy dhomat ishin për

fjetje. Poshtë gjendej guzhina, një dhomë ngrënie dhe një banjo goxha e madhe. Në banjo, ishte punuar në mënyrë tradicionale një vaskë për t'u larë. Vaska zinte pa problem dy vetë. Në krye të shkallëve Vrakoti ndeshi shikimin e përmalluar të Anelës, të dashurës së tij.

- Anela u çua dhe, duke hapur krahët për ta përqafuar të dashurin e saj, eci drejt Vrakotit.

- Ku je futur, more, se më ka marrë malli. - foli Anela në mes të puthurave dhe përqafimeve.

- Shëët, mos fol kështu - foli Vrakoti ndërkohë që po ia mbyste fjalët më të puthurat e tij.

- Nuk ka gjë, zemër, jo. - foli Vrakoti duke hequr pistoletën që e mbante gjithnjë poshtë zemrës. Automotikët i linte në makinë kur hynte në vilë, apo te “vilarepart”, si u thonin rëndom në të folurën e përditshme, duke qenë se armatim në këto vende  kishte me shumicë.

- Po si të paktën nuk erdhe të më takosh njëherë, mos vallë nuk më do më?  - pyeste Anela dhe lotët filluan ti rridhnin.

- Nuk erdha dot, se ti e kupton edhe vetë se si mori kjo punë! – foli Vrakoti.

- Po ti mund të heqësh dorë. - foli Anela.

- Jo Anela, unë s'mund të heq dorë. - u përgjigj Vrakoti.

- Me kë ke ardhur? – pyeti më pas ai edhe për tiu shmangur bisedës së nisur.

- Kam ardhur me çunin e dajës, Gëzimin, - u përgjigj Anela. - ti e di që në qytetin tonë, lidhja që kemi bashkë nuk është e fshehtë. - shtoi Anela.

- E di, e di, po gjërat duhet të mos jenë më si më parë. Jeta ime nuk është më në duart e mia, tashmë pronarë për të është e shkuara e saj. Unë jam kthyer në një peng të së kaluarës time. Të ardhmen e kam të stisur dhe më duket se ti nuk je në ndonjë stacion të të ardhmes time, ku të kem rastin të t'ë takoj. E gjitha kjo ishte vendosur qysh më parë, nga veprimtaria ime, por sot u vulos nga ata që gatuajnë në guzhinat e tyre të nesërmen njerëzore…

- Anela nuk kuptonte asgjë nga ato që po thonte Vrakoti. Po, që diçka nuk shkonte mirë, dukej qartë. Ndaj nuk nguroi dhe e pyeti: - Po kush janë këto që firmosin të ardhmen e njerëzve?

- Kush janë!? Po ja, ca duar femërore e me fytyra të papërcaktuara janë. Ca…, dhelpra që të shtyjnë me këmbë si iriqin drejt një guve me ujë dhe pastaj të fusin dhëmbët në fyt…, ja kush janë!

- Po Gëzimin ku e ke lënë, - pyeti Vrakoti duke u larguar përsëri nga biseda e nisur, që i ngjante punës së gjuhës ku ka një dhëmb të sëmurë.

- Doli me nja dy…,  për të pirë kafe. - u përgjigj Anela. Nga mënyra e përshkrimit, Vrakoti e kuptoi se kishte dalë me Vrimbarin dhe Nxixhipin.

- Po deshe mund të bësh dush. - i foli Vrakoti.

- Me thënë të drejtën jam bërë për një dush, - foli ajo, - po mua më ka marrë malli të lahemi bashkë, - shtoi përsëri Anela.

- Megjithë qejf, vogëlushe, - foli Vrakoti.

Zbritën poshtë për te dushi. Kur u futën brenda, Anela u magjeps nga komoditeti i banjos dhe pastërtia që dukej gjithandej.

Vrakoti që se kishte të vështirë të kapte mendimin e këtij shikimi i tha: -Kjo shtëpi është e një ish tregtari të pasur. Duke qenë se ai donte të na respektonte, vendosi vetë të na e falte neve këtë shtëpi.

- Kishte respekt për ju? – pyeti Anela.

- Pse jo. Ne e mbrojtëm nga vdekja e sigurt që i rrinte mbi kokë. Ai ishte një nga ata, që kishin marrë para me përqindje, nga njerëz të ndryshëm... Kurse për sa i përket pastërtisë, ne kemi punëtorë që i paguajmë për këtë punë…

- Keni punëtorë? - ndërpreu ajo.

- Ta merr mendja që kemi punëtorë, se është e pamundur që të mbajmë pastërti, ndryshe…, ushtria jonë përbëhet vetëm nga meshkuj…

- Ushtria juaj? – pyeti instiktivisht Anela.

- Po ushtria jonë. Ne kemi një ushtri të quajtur “ushtria e vogël” e lagjes “Qershia e egër”… Po ti nuk sheh televizor fare? - e pyeti ai, duke e ledhatuar te qafa e gjatë dhe e hollë.

- Unë shoh televizor. Po,  unë kam dëgjuar diçka për ca luftime në këtë qytet, që fillon dhe mbaron me një shkronjë «X», që në matematikë e përdorim për të panjohurat. Kam dëgjuar gjithashtu të flitet për një Haxhi…, Haxhi Dushku më duket se i thonë…

Vrakoti duke parë se biseda po futej në rrugë pa krye filloi ta zhveshë avash-avash. Duart i dridheshin nën peshën  e mallit, ndërsa filluan të modelonin mbi lëkurën e saj të butë, epshe seksuale të papërballueshme. Të dy bashkë u futën në ujin e ngrohtë të vaskës dhe të humbur në shkumën e bërë, shkëmbyen puthje të panumërta e më tepër se sensuale…

Me kokën të lënë në gjendje të lirë mbi gjoksin e tij ajo pyeti: Sa femra ke mbajtur mbi këtë gjoks muskuloz?

Vrakoti kishte një trup mbi mesatar, me muskuj të dukshëm, që flisnin për mbajtjen me kujdes të tij. Portretin mund tia veçoje mes mijëra njerëzorëve për bukurinë qe e karakterizonte. Ecjen e kishte krejt të veçantë. Me shpatullat që i qëndronin fare drejt, edhe pse në gjendje të lirë, ecte me kokën lart. Edhe në luftimet me ato të lagjes “Lëkura e derrit” nuk dinte ta ndryshonte të ecurën. Plumbat edhe kur i vinin fare pranë dukej sikur i përshëndeste shumë lehtë me lëvizje të kokës dhe pa e prishur karakteristikën e lëvizjes. Madje të gjithë ata që e njihnin ishin të bindur, se plumbat që do ti merrnin jetën, do ti vinin vetëm nga mbrapa, duke qenë se po ti vinin nga para, do të dredhonin rrugë sapo të njihnin figurën e tij. Se ai vetë nuk dinte të kthente prapanicat. Ishte rritur me këtë ide vulosur në ballë qysh nga fëmijëria e hershme, kur rrinte në odat me oxhak, në fshatit e nënës së tij.

- Kjo është pyetje e vështirë për t’u përgjigjur. - foli Vrakoti duke qeshur.

- Si qënka e vështirë. - foli Anela pa e çuar kokën.

-Po ja, mund të them që në këtë mënyrë që e keni vënë ju, krejt pa mund, shumë ëmbël dhe me aq dashuri, nuk e ka vënë kush tjetër.

Kjo përgjigje nuk linte vend për të menduar gjë tjetër, veçse mendimit se, jo pak femra kishin ndaluar për të pushuar pas joshjes së epsheve seksuale mbi këtë gjoks.

- Domethënë që për të vënë e kanë vënë? - tha ajo, e ndërgjegjshme për naivitetin e pyetjes.

- Mund të them se; asnjë qëndrim femre mbi gjoksin tim nuk ka të krahasuar me qëndrimin tënd. Ti je e vetmja që ngjall te unë emocione të tilla, që s’kanë të bëjnë me kafshërinë, që në raste të tjera del kërcënueshëm nga brendësia ime. Ti më kujton vitet e shkollës së mesme. Çiltërsinë time që ka ngelur diku prapa, e kapur në rrjetat e vështirësisë njerëzore. Anela, ti duhet të mësohesh me mungesën time. Unë nuk jam më ai që mendon ti!

- Pse, i dashur, pse fol kështu? Ne mund ti rregullojmë gjërat.

- Për mua nuk ka të rregulluar. - foli Vrakoti, duke dalë nga vaska.

Vrakoti ndërsa u ul në një karrike, që ishte anash derës, vazhdoi të shijonte trupin e magjishëm të Anelës. Gjokset e saj të bukura e gjithë formë bënin që rrypat e kanatieres të

mos e preknin pjesën poshtë klavikulave. Kjo hapësirë, ku lëviz ajri lirshëm, e bënte shumë epshndjellëse figurën e saj. Vrakotit gati iu mbush mendja tia fillonte nga fillimi, por e përmbajti veten. Pastaj i doli parasysh ëndrra me të shtëna.

- O fallxhesha. - foli nëpër dhëmbë. -Duhet të ikë për të parë në mund të më tregojë të ardhmen, - mendoi.

Një mërziti i hipi nëpër fytyrë duke e bërë të binte errësira gjithëandej.

- Çfarë ke Vrakot? - pyeti Anela kur pa zymtësinë në fytyrën e Vrakotit.

- Jo, jo s'ka gjë. - tha ai dhe e ftoi të ngjiteshin lart në katin e dytë.

- Anela largoi pak perdet për të parë jashtë. Përballë shtrihej liqeni sa gjatë gjërë.

- Si quhet ky liqen? – pyeti.

- Dikur i thonin "Liqeni i luleve"…

- Kur,dikur? - e ndërpreu ajo.

- Para disa muajve. - u përgjigj Vrakoti.

- Para disa muajve, dhe ti thua dikur!? – foli ajo.

- Po dikur i thonë, se ngjarjet e ndodhura këto muaj i kanë shumëzuar minutat me vite. Në këto pak muaj janë vrarë me mijëra, janë djegur institucione të panumërta, kuptimi shtet nuk ekziston, e të tjera ndodhi që deformojnë konceptin e kohës.

- Po sot si quhet ky liqen? – pyeti ajo.

- Sot e quajnë "Liqeni i kufomave". - u përgjigj ai.

Anela ndjeu një drithërimë kur dëgjoi atë emërtim të çuditshëm dhe njëkohësisht më se të frikshëm.

- "Liqeni i kufomave". - përsëriti ajo tepër e tronditur.

- Po, po, "Liqeni i kufomave". - saktësoi ai. - Dhe a e di pse e thërrasin kështu vendasit këtu? - dhe vazhdoi ai sqarimin. - sepse çdo mëngjes, "Liqeni i kufomave" nxjerr një të vdekur në sipërfaqe…

- Po një shkak e kanë që vdesin ato njerëz? – e ndërpreu ajo.

- Shkaqet janë të ndryshme. Disa duan ta kalojnë liqenin në anën tjetër me not, jo se mendojnë se mund tia dalin, por ngaqë mendojnë se e keqja në të cilën ndodhen është më e tmerrshme se vdekja. Duke parë se ajo…, - u shmang nga termi vdekje Vrakoti, nuk ishte ndonjë tmerr i madh përpara atyre që po hiqnin, rrugën përmes liqenit e quanin si më të lehtën. Ndaj ia hynin pa u menduar gjatë një aventure të tillë. Shumë edhe kanë kaluar, por të shumtën janë edhe ato që kanë vdekur.

- Ti do të thuash se vdesin me dëshirë? - pyeti Anela.

- Atë nuk e di, por Kamerri tregon se; të gjithë kufomat kanë çehre të qeshur në fytyrë…

- Kush është Kamerri? – e ndërpreu ajo.

- Kamerri është një burrë i thinjur, që asnjë nuk ia di moshën e vërtetë. Ai pothuajse jeton në liqen. Çdo mëngjes, ai nxjerr nga një kufomë, ndonëse jo pak raste ka sjellur edhe dy e tre. Ai pasi i gjen në liqen, i merr me varkën e tij me një emër të çuditshëm, "KARON". Shumë vendas besojnë se atë e lajmërojnë peshqit për vendndodhjen e kufomave, por nuk mund ta anashkalosh idenë, se edhe ka një nuhatje të lindur për të ndjerë vendndodhjen e kufomave…

- Çfarë thua, ore. - e ndërpreu përsëri ajo. - Ti po flet për kufomat sikur të flasësh për banorë të një qyteti!

- Ti duhet ta mbash mend Hadin e pellazgëve të lashtë, banorët që popullonin atë…

- Ajo është mitologji, i dashur. - e ndërpreu përsëri.

- Realja dhe irealja në këtë botë janë shumë pranë, ndaj duhet ta edukojmë ndërgjegjen tonë me qenësinë e të dyjave. - foli Vrakoti.

Anila hodhi sytë mbi liqen. Pamja e tij ishte e madhërishme. Një sipërfaqe e tërë që flinte nën peshën miliardatonëshe të qiellit blu. Kujtoi shkollën dhe çoi nëpër mend ato vite, kohën kur ishte njohur me Vrakotin. Atë kohë, ajo kishte qenë në vitin e dytë. Gjithmonë kishte ndjerë nëpër korridoret e shkollës rrezatimin e një shikimi, dhe sa herë kishte ngritur apo kthyer kokën, kishte hasur në figurën simpatike të Vrakotit. Ai nuk i fliste, por vetëm e shikonte me vëmendje minutë pas minuti, orë pas ore, muaj pas muaji objektin femëror të ëndërrave të tij të rritej. Rritje që binte me vete sensualitet femëror. Ajo se kishte duruar këtë gjendje, ndaj një mëngjes, ndërsa çoi kokën për të parë drejt në sy burimin e "rrezatimit", që si gjithmonë e shoqëronte nëpër korridore i pëshpëriti: Mirëmëngjes!

- Mirëmëngjes ëngjëll, ia kishte kthyer ai.

- Si të quajnë, - e kishte pyetur ai. Dhe kur kishte parë habinë, dhe pse jo mërzinë në fytyrën e saj, kishte shpejtuar ti thoshte: Asnjëherë nuk kam dashur të pyes për emrin tënd të vërtetë! Edhe kur kanë tentuar të ma thonë, nuk kam dashur ta dëgjoj. As nuk dua ta di kurrë atë. Unë do të quaj ty Anela. I kam bërë pak ndryshim emrit Helena të kthyer përsëmbrapshti.

Ajo, ndonëse e kishte quajtur të çuditshme të ndryshonte emrin në atë moshë, e kishte pritur me kënaqësi një gjë të tillë. Qysh nga ai minutë ajo kishte jetuar mes dy emrave. Diçka mitike kishte në këtë mes. Kishte dëgjuar se shumë nga heronjtë e lashtë njiheshin me emrin e dytë, se sa me emrin, që u kishte vënë familja. Emrat e dytë heronjtë i kishin marrë nga veçoritë fizike, ose nga heroizmat e bëmat e tyre. Po kohët kishin ndryshuar. Emrat e dytë sot mund të viheshin edhe nga të dashurit e zemrës. Edhe pse pas kaq vitesh e joshte fakti që kishte dy emra, ndonëse kishte kohë që përdorte vetëm njërin, atë që i kishte lindur nga zemra e një djali dashuruar marrëzisht, atë që tingëllonte bukur dhe thjeshtë, Anela.

Madje, të gjithë ne qytetin PP e thërisnin me këtë emër, ndonëse asnjeriut nuk i kishte shkuar nëpër mend, se ky ishte emri i kthyer përsëmbrapshti, i njërës prej figurave më me zë në të gjithë kohërat e gjallimit njerëzor në këtë botë që njohim. Ky ishte një sekret i vogël, që ia vlente të mbahej i fshehtë nga të dy. Anela qeshi me vete lehtë kur kujtoi ato ndjesi që flinin thellë në brendësi të saj. Ajo kuptoi se të gjitha ishin të kaluara dhe qëndronin jo pa absurditet përballë "Liqenit të kufomave"! Hadi mitik, i mbetur në hapësirat e ërrëta të ndërgjegjes qysh nga koha e shkollës së mesme, po merrte formë e po gjallërohej m'u përpara syve të saj…

Disa të shtëna që u dëgjuan, i prenë mendimet e saj në mes.

- Ç'janë këto të shtëna? - pyeti gjithë frikë.

- Duhet të jenë duke gjuajtur për qejf, krisma për të bërë zhurmë si i thonë.

- Po ti bën ndonjëherë zhurmë? - e pyeti ajo.

- Edhe ka ndodhur të kem bërë ndonjëherë zhurmë. - u përgjigj ai.

- Po për të vrarë…, ke vrarë ndonjë? - e pyeti ajo gjithë ndrojtje.

- E ç'rëndësi ka kjo? Luftë është…, edhe mund të ketë ndodhur.

- Ke vrarë apo jo ? - pyeti prerë ajo.

- Jo. - u përgjigj shkurt ai.

-Po pse atëherë më the më parë, se jeta nuk është më në duart e mia? Mos do të më ndash? Ti ke ndryshuar shumë, Vrakot! Unë s'të kuptoj dot më.

- Ke të drejtë, kam ndryshuar. Kisha menduar se njerëzit kishin vetëm gjëra të mira në brendësinë e tyre. Dhe në fakt takimin e parë që bën me qënien njerëzore, të krijohet ideja se ke para sysh një hyjni. Po kjo i takon vetëm takimit të parë, se më pas…, kur futesh në realitetin e vërtetë të qënies, kupton errësirën që të han me pabesinë e saj kryeneçe dhe të llahtarshme.

Të shtënat që filluan të shtoheshin e ndërprenë bisedën e Vrakotit. Një djalë i ri u fut në korridorin e katit të dytë dhe thirri:

- Mëngjarash, kanë vrarë Vrimbarin.

- M ë n gj a r a sh. - përsëriti avash-avash, duke theksuar çdo gërmë Anela. Po nuk mundi të mendonjë më gjatë, koridori u mbush me djem të rinj të veshur me uniformë.

- Po Nxixhipi ku është? - pyeti Vrakoti.

- Është plagosur pak në krah, - foli dikush, - por s’ka ndonjë problem. Një prekje e lehtë është.

Vrakoti kërkoi nëpër njerëz për të gjetur dikë.

- Gëzim! - thirri kur pa jashtë në oborr një djalë, që e mendoi se ishte djali i dajës së Anelës, ngaqë nuk e kishte parë në mesin e “ushtarëve” të tij.

- Urdhëro. - ia ktheu ai.

- Qëllova në shenjë ! - tha me vete Vrakoti.

- Merre Anelën dhe largou sa më shpejt. - i foli Vrakoti atij. Pastaj hipi përsëri lart, mori Anelën nga krahu dhe zbriti për të dalë jashtë.

- Vrakot, më lër të rri këtu me ty. - iu lut ajo.

- Jo. - i tha prerë ai, - Ti do të ikësh dhe nuk do të vish më kurrë këtu. Unë nuk ekzistoj më. Ti e meriton të jetosh larg meje, përndryshe…

- Përndryshe çfarë? – e pyeti ajo, po nuk pati kohë për përgjigje. Gëzimi kishte ndezur makinën në të cilën Vrakoti futi Anelën. Dera u mbyll dhe makina u nis me shpejtësi. Gëzimi u fut nëpër rrugë dytësore për të mos u ndeshur me të shtënat, që akoma vazhdonin të vinin nga rruga kryesore.

*

*           *

Pasi u sigurua mirë se e kishte kaluar rrezikun, duke qenë se ishin larguar goxha nga qyteti«X», ndali shpejtësinë e makinës. Fytyra e Gëzimit tregonte një tronditje të thellë.

- Çfarë ndodhi? - pyeti Anela, që deri aty nuk kishtë pipëtirë fare nga frika, dhe sidomos nga shpejtësia kohore me të cilën rrodhën ngjarjet.

- Nuk e di ç’të të them! - foli Gëzimi. - Më duket se jemi futur në një kurth idiotësh dhe vetëm realizojmë të keqe. Harroje atë që të kam thënë, se dua të bëhem edhe unë si Vrakoti. Plumbat që më kaluan pranë veshit sot më thanë: Djalosh, të na falësh, sot ke qëlluar në vendin kohën dhe njerëzit e gabuar, ndaj ruaj veten, se ne jemi shokë të këqinj. Ne s’dimë të bëjmë shaka, vetë ju na e keni programuar punën që bëjmë. Ne jemi lajmëtarë të vdekjes. Kur vijmë ne, jeta shumëngjyrëshe ia mbath me të katra. Ndaj, po pate fat të shpëtosh sot, mos u kthe më në fushat e thara, ku ne bëjmë lojën tonë…

- Qënke marrosur fare more. - e ndërpreu ajo.

- Si mos të marrosesh. - shpejtoi ai të përgjigjej. - Vetëm sot e kam kuptuar se ç’vlerë kishte jeta. Sot…

- Ndale te ai lokali të pimë një kafe, e të qetësohesh ca. - i foli ajo duke e ndërprerë, pasi e kuptoi se ai ishte më shumë se i tronditur. Fytyra e tij kishte marrë pamjen e çmendur të tmerrit.

Lokali ishte rreth peseqind metra më larg. Rruga kishte zbritur nga kodrat që rrethonin qytetin «X» dhe shtrihej në një fushë, që diku nga fundi e saj fillonin përsëri disa kodra.

Gëzimi ndezi sinjalin që paralajmëron për daljen nga rruga, dhe kur u afrua te lokali, pasi u sigurua se nuk kishte rrezik, nxorri makinën tip “Benz” nga rruga. Parkoi makinën dhe dolën që të dy njëherësh. U futëm në lokal. Lokali kishte emrin lokal, se nuk ngjante fare me të. Gëzimi pyeti për tualet një burrë të vjetër, që u çua në këmbë, kur këto hynë brenda. Ai duke shkuar te banaku, ose më mirë me thënë, si biçim banaku, i tregoi me dorë për nga mbrapa lokalit.

- Qënka i tromaksur, si puna ime më duket! - mendoi Gëzimi.

Anela zuri vend në një tavolinë që ishte pranë dritares, që shikonte nga rruga. U ul në karriken që ishte përballë me “banakun”, dritaren e kishte në të djathtë të saj.

- Ju punoni këtu? - pyeti Anela duke kthyer kokën nga rruga.

- Po unë punoj. - u përgjigj prerë burri.

- Mundesh të na bësh dy kafe? - e pyeti ajo.

- Vetëm kafe “turke” mund t’ju bëj. - foli ai. - Ekspresi nuk më punon. Kaluan para dy javësh disa djem të panjohur, dhe pasi pinë e u bënë tapë, nxorrën pistoletat duke bërë shenjë te filxhanat e kafesë, që kisha vendosur këtu, - sqaroi burri, duke treguar me dorë vendin sipër banakut, ku kishin qenë filxhanat. Anela shoqëroi me shikim dorën e burrit, që sipas gjasave duhej të ishte banakieri, dhe pa se vërtet akoma dukeshin birat e shenjat e plumbave të gjuajtur. Anela nuk kishte nevojë të mendohej gjatë për të kuptuar mërzitinë e bashkëfolësit.

- Mos u mërzit se mund ta pi edhe “turke”. S’ka problem - i tha ajo.

Banakieri nxorri petrogazin dhe vuri xhezven për të bërë kafenë.

- Edhe “petrogazin” donin të ma gjuanin për shenjë, por nga që ishin të bërë tapë fare, nuk mundën. Vetëm një plumb e ka prekur rrëshqitazi. - foli banakieri dhe një e qeshur i doli nga thellësia e qënies së tij, duke i dhënë paksa shkëlqim kësaj fytyre, që dukej sheshit që kishte kohë pa qeshur.

- Edhe Anela qeshi paksa, duke i bërë bisht gjithë mendimeve që e kishin pushtuar nga gjithë ç’kishte ngjarë atë paradite. Ktheu kokën nga xhadeja të shmangte shikimin kurreshtar të banakierit. Në rrugë ishte heshtje, anash saj fusha e pafund e mbushur me ferra. Aty këtu dukej ndonjë bandierë, që të linte të kuptoje, se ajo fushë kishte qenë vreshtari…

- E gjithë kjo fushë ka qenë vreshtari. - foli banakieri, sikur lexoi mendimet e Anelës.

- Duket nga bandierat. - ia ktheu ajo pa kthyer kokën.

- Tash e kanë mbuluar ferrat, - shtoi ai.

Anela e njëmendësoi vetëm me lëvizjen e kokës.

- Iku rinia, iku. - foli përsëri banakieri. Dukej sheshit që donte të llafosej. Ndoshta kishte kohë pa folur me njeri. Anela e parandjeu një gjë të tillë, po nuk u mërzit nga që edhe ajo vetë kishte nevojë të llafosej, e të largohej nga mendimet e zymta që i rëndonin kokën.

- Po ç’bën kjo vajzë e hijshme në këto anë? Ju jeni nga qyteti PP, apo jo? – foli ai me hamendje duke menduar targat e makinës.

- Po, ja, doja të shikoja qytetin «X». Më kishin thënë se ishte i bukur, por në fakt me aq sa pashë, m’u duk shumë, shumë i lodhur. - ia ktheu ajo.

- E bukura iku moj bijë, - u dëgjua zëri i tij. - iku bashkë me rininë, larg nga këtu…, nëpër vende të huaja. Besoj ke dëgjuar për “Liqenin e kufomave”? - pyeti banakieri duke hequr xhezven nga petrogazi. Hodhi kafen në dy filxhanë, që i vuri në pjatat e tyre, dhe i solli bashkë me dy gota ujë të ftohtë në tavolinën e Anelës.

- Ç’doje të më thoje për “Liqenin e kufomave”? - pyeti ajo kur burri u afrua për të prurë kafetë. Ajo vuri re se banakieri ishte paksa në moshë të kaluar, rreth të gjshtëdhjetepesave.

- Po ja, më ka rënë të takoj shumë të rinj qysh se më ikën djemtë e u detyrova të punoj këtu si banakier. Të rinjtë vinin nga krahina të tjera të kalonin “Liqenin e kufomave”, për të shkuar në vende të huaja…

Banakieri ndërpreu të folurën nga që në derë u shfaq Gëzimi.

- Rri, mos luaj, - i tha Anela, - ka vend.

- Jam më mirë tashti. - foli Gëzimi duke parë nga Anela, sikur donte ti thonte; - po ky.

- S’ka gjë, ia bëri ajo me shenjë, pa folur fare. Anela dhe Gëzimi kishin pothuajse të njëjtën moshë. Kuptoheshin fare mirë edhe pa folur. Përveç se kushërinj të parë, ato ishin më shumë shokë me njëri-tjetrin.

- Shumë kanë shkuar, por shumë kanë gjetur edhe vdekjen duke kaluar liqenin…

- “Liqenin e kufomave”!? – pyeti i habitur dhe me shumë kuriozitet Gëzimi.

- Ku dëgjove ti për liqenin? – pyeti Anela.

Për liqenin po fliste Vrimbari kur e qëlluan,. - u përgjigj Gëzimi.

- Krahun e djathtë të Mëngjërashit? - pyeti me shpejtësi banakieri.

- Po. - u përgjigj Gëzimi. - Pse e njihje? – shtoi ai.

- E njihja thua!? Po kush nuk e njeh atë? – foli burri.

- Ishte njeri me emër? – pyeti Anela, që nuk shpëtoi nga tronditja kur dëgjoi epitetin e Vrakotit. Zemra filloi ti punonte me shpejtësi dhe mendimi rrekej të kuptonte, se përse Vrakoti nuk donte që ajo të mendonte më për të. Kishte një jetë të tërë që duheshin. Kohët e fundit, ai i kishte kaluar në qytetin «X». Anela nuk kishte dëgjuar veç se histori që tregoheshin rëndom nëpër njerëz. Kishte dëgjuar ta quanin kriminel të rrezikshëm, gjë të cilën nuk mundi tia thonte gjatë gjithë bisedës që kishte bërë më të. Lëre pastaj se ata nuk kishin pasur kohë të bënin të tilla biseda. Trupat e tyre kishin ndjerë nevojën e bashkimit, pa menduar për ndjenjat e arsyes, që të fusin në vorbullën e vështirësive të ekzistencës. Anelës i shkuan të rrënqethura, kur mendoi aktin seksual, të realizuar atë paradite të prishur nga të shtënat e armëve.

- Është i papërsëritshëm! - foli ndër dhëmbë.

- Banakieri e mori për tjetër gjë, ngaqë se dëgjoi mirë dhe pyeti: Të është mbytur ndonjë i afërt?

- Në një farë mënyre…! - u shpreh ajo.

- Si në një farë mënyre! – kërkoi të dinte “banakieri”, duke i kërkuar falje për interesimin, ndoshta të teprëruar.

- Po ja, - tha ajo, - kam dikë që edhe mund të mbytet.

“Banakieri”, duke ndjerë se po hynte në kufijt e pronës së ndërgjegjes së tjetrit, u kthye nga Gëzimi që tashmë dukej i qetësuar dhe e pyeti: po ti në tavolinë me Vrimbarin ishe kur e qëlluan?

- U ndodha rastësisht aty. - iu shmang të vërtetës Gëzimi.

- Një plumb i kaloi për midis ballit duke i hapur një gropë, që fillimisht mori lëkurën e ballit pas vetes, duke nxjerrë në sekondë një dufmë gjaku të ngrohtë. E më pas u rrëzua me gjithë karrike anash pa bërë qoftë edhe një lëvizje të vogël. Ajo që mbaj mend në ato momente është vetëm një pyetje e vetme që i bëra vetes: “Përse”!?

Një heshtje e nderë zotëroi për disa çaste midis të treve. Po “banakieri” e theu atë duke thënë: Këta politikanë kurva po na i ngatërrojnë djemtë me njëri-tjetrin!

- Më fal, se të kam si bijën time, - i kërkoi falje Anelës dhe më pas shtoi, - e meritojnë këta qenër.

- Po ç’hyn politika në këtë mes? – ndërhyri Gëzimi.

- Hyn, or bir, hyn. - ia ktheu “banakieri”.

- O xhaxha, - foli Anela me respektin e imponuar nga bashkëfolësi, - m'u duk se diçka doje të thoje më parë, kur ra fjala për atë djalin e vrarë!

- Doja të të thoja moj bijë, se ai Vrimbari, ose "Ujku" siç i thonë një të dytë emër, ka marrë atë që meritonte. Se edhe ai ka vrarë djem nënash. Një pjesë shumë e mirë nga ata që liqeni nxjerr jashtë vetes, janë të vrarë me njëri-tjetrin. I hedhin në liqen për të humbur gjurmët. Një ditë donin të vrisnin edhe Kamerrin plak, që pa asnjë lloj pagesë u nxjerr trupat në breg me varkën e tij "Karon"…

- Kamerri…, "Karon", - nëpërdhëmbi Anela dhe u kujtua se Vrakoti kishte dashur ti thonte diçka të tillë.

… Ka plasur një luftë e tmerrshme ndërmjet dy lagjeve, ose më mirë të themi ndërmjet dy grupeve, që banojnë në këto lagje. U pëlqen të quhen "Ushtria e vogël" e lagjes "Qershia e egër" dhe ushtria e lagjes "Lëkura e derrit". Deri më Tash ato të lagjes "Qershia e egër" janë më të "fituar", në atë kuptimin e numërimit të të vrarëve, se në fakt që të dyja janë të humbura. Të fituar janë vetëm ata që e kurdisën mërinë ndaj njëri-tjetrit…

- E kush janë ata, sipas teje ?, - e ndërpreu Gëzimi.

- Politikanët, e kush tjetër do të jenë!? Pse kaq naiv jeni ju? – foli banakieri disi i mërzitur….

- Gëzimi u pa sy më sy me Anelën dhe një heshtje e thellë u pushtoi fytyrat. Ato lëvizën nga vendi duke i lënë banakierit të kuptonte se kishte ardhur koha të niseshin.

- Zëreni se ju qerasa unë, - tha burri dhe doli ti përcjellë deri te makina.

- Epo, xhaxha, mirupafshim. - e përshëndeti Anela, ndërsa po i zgjaste dorën.

- Mirupafshim dhe kujdes rrugës. Mos u ndalni më gjëkundi se luftë i thonë. Dhe duke qenë se është një luftë mes vetes, nuk mundesh të kuptosh, se kush është miku e kush armiku! Miku dhe armiku gjenden brenda të njëjtit trup. Po fati i mirë qoftë me ju.

- O djalë, - i foli Gëzimit pasi futi në makinë Anelën, - po si ke dalë në mes të kësaj kasaphaneje me këtë perri në krahë. Bëj një darkë të mirë sonte, po arrite shëndoshë e mirë në shtëpi. Bën mirë që vajzën ta shtrish mbrapa, që të mos ta shohin fare. Hajt, rrugë të mbarë!

- Te xhami i hapur nga ana e Anelës banakieri u afrua përsëri dhe i tha, - Kjo është luftë koti, moj bijë, luftë të çmendurish, si i thonë, po për të fituar do të fitojnë…

- Politikanët xhaxha. - plotësoi Anela.

- Të lumtë, bijë, e gjete. Ata të sëmurë të përjtshëm do të fitojnë. - qeshi dhimbshëm banakieri dhe me dorë që përshëndeste, mbeti aty në mes të tymit e pluhurit që bëri makina, kur u nis për t'u larguar. Rruga deri në qytetin PP ishte goxha e gjatë, ndaj Gëzimi me Anelën e morën shtruar, por jo pa kujdes.

*

* *

- Të lumtë, - u shpreh çimkjani D, porsa u takua me çimkjanin K. - puna jote i dha frutet shumë shpejt.

- Faliminderit, po si është ku e ke llafin? – foli çimkjani K, që porsa kishte arritur në kryeqytet.

- Vrimbari, ai që e thërrisnin "Ujku", shkoi në atë botë. Ka gati një orë që u vra në qytetin «X». - shpjegoi çimkjani D.

- Me të vërtetë? - pyeti çimkjani K.

- Është lajmi i saktë, e konfirmoi edhe televizori në lajmet e orës katërmbëdhjetë. -kishte të qërtë që kur kishte filluar të ndjente kënaqësi për vdekjet e të tjerëve, sidomos të atyre njerëzve të vegjël, që donin të hypnin në majat e huaja për to. Ndoshta kishte lindur me këtë cilësi!

- Epo atëherë qënka për të pirë një gotë e të festojmë epokën e re, ngjitjen drejt pushtetit. Sipas rradhës, ne na takon tashti të jemi "udhëheqës". Sa bukur tingëllon, "Udhë…heqës"… - u shpreh i gëzuar çimkjani K, që nuk kishte harruar të kthente ngjyrën e flokëve siç njihej në publik, në një motel, para se të hynte në kryeqytet. Kameleonërisë së tij i shërbente me devotshmëri e përkushtim të tejskajshëm.

- Po si munde tia arrish - pyeti çimkjani D.

- Duke shfrytëzuar aftësinë tonë për t'u tjetërsuar, gjë e cila bën të mos njihemi, takova pjestarët e të dy lagjeve. Dhe pastaj shumë e lehtë, atyre të lagjes "Qershia e egër" u thashë se si mund të triumfonin. Të njëjtën gjë bëra edhe me ata të lagjes "Lëkura e derrit". Pastaj, ne, nuk e kemi dhe aq të vështirë të fusim në punë figura që i kemi stisur sipas dëshirës tonë. Ne vetë u kemi dhënë formë ndërgjegjeve të tyre, duke i farkëtuar në modelet që dëshirojmë. Dhe në fund kuptohet, triumfatorë do të dalim ne. Si të jetë ndryshe ?

Të dy çimkjanët qeshën, në mënyrën që vetëm çimkjanët dinë të qeshin.

- Pas disa ditësh kemi lënë një takim me çimkjanët e të gjitha forcave politike, - foli pas të qeshurës çimkjani D, - ku do të diskutohet për vijushmërinë e mëtejshme të jetës politike në vend. Po kuptohet, që do të flitet edhe për situatën e tanishme. - shtoi çimkjani D.

*

*          *

Vrakoti e mori veten shumë shpejt, pasi përcolli Anelën.Çoi nëpër mend ngjarjet e kohëve të fundit, që të kuptonte me arsye se kush mund ti kishte gjuajtur Vrimbarit. Ishte shumë e vështirë të gjeje fillin po të ndiqje rrugën e atyre që kishte vrarë "Ujku", në skenë dilnin shumë figura, që mund të ishin hakmarrë. Nëpër tru i kaloi figura Çimkjani K.

- Të ketë bërë lojë të dyfishtë? – mendoi.

Kohët e fundit kishte rënë një lloj heshtje me luftimet që bëheshin ndërmjet dy lagjeve. Ndaj vetvetiu i lindi mendimi se çimkjani K edhe mund të ishte përzier. Por kur mendoi se heshtjet e tilla ishin të rrezikshme, e la menjëanë çimkjanin K, por jo për t'a anashkaluar fare.

Me këto mendime në kokë i hipi makinës së tij "BMË" bashkë me tre djem të armatosur. Vrakoti u nis me shpejtësi rrugëve të qytetit, për te vendi ku duhej të ishte trupi i "Ujkut". Qyteti ishte i boshatisur fare. Këmbë njeriu nuk shihej gjëkundi, veçse aty-këtu. Po edhe ato të paktë, ishin duke vrapuar për t'u futur nëpër shtëpitë e tyre. Lajmi se "Ujku" ishte vrarë, kishte kaluar me një shpejtësi marramendëse nëpër gojët e veshët e njëri-tjetrit. Frika se mund të bëheshin çmendurira nëpër qytet, kishte bërë që njerëzit të largoheshin nga mjediset publike. Vrakotit i shkoi mendja te filmat me kauboj, momentet kur pas një të shtëne, të gjithë vraponin të shpëtonin kokën duke lënë pas, rrugë e kafene pa frymën e njeriut. Në brendësi iu duk vetja qesharak, po kur mendoi se e gjitha kjo ishte një ngjarje e vërtetë, ofshau dhimbshëm.

- S'më besohej që do të ndodhte! - foli nëpër dhëmbë, por zëri ashtu i plogësht arriti në veshët e djaloshit që ishte në vendi e parë.

- Luftë është, - foli djaloshi i veshur ushtarak. - e në luftë ndodhin edhe gjëra të tilla.

- Po, po luftë është. -foli Vrakoti e mendja i shkoi te të lehurat e qenit në mëngjes. Në përfytyrimin e tij u ribë “ngjarja” e zakontë në dukje, por që fliste shumë. Edhe një qen “pastor”, që bën roje te vila në buzë të “Liqenit të kufomave”, e parandjente të ardhmen e njeriut, kurse njeriu vetë…!

- Eh, - psherëtiu thellë dhe përsëri në mendje iu shfaq vendosmëria e Vrimbarit për të deshifruar ëndrrën.

- Duhet ta ketë parandjerë edhe Vrimbari diçka. - foli përsëri me vete. Pastaj iu kujtua “Fallxhesha”, që u filste njerëzve për të ardhmen.

- Do të shkoj. - tha me zë të ulët.

- Fole gjë? – pyeti djaloshi.

- Jo, jo. - foli Vrakoti, ndërsa po bënte lëvizjet e domosdoshme që të imponονte diakëria.

- Te ato njerëzit. - drejtoi dorën e majtë djaloshi ushtar.

- Sa vjeç je? - pyeti Vrakoti djaloshin.

- Njëzetenjë - u përgjigj shkurt ai.

- Edhe këto të tjerët një moshë me ty janë? - pyeti për ato të dy që rrinin pas me automotik në dritare.

- Aty-aty. - u përgjigjën gati me një gojë ata vetë.

Vrakoti me anë të pasqyrave vështroi fytyrat e tyre. Madje atë në të djathtë nuk e shqoi mirë pa lëvizur paksa pasqyrën, që ishte e vendosur në xhamin e parë. Fytyrat e tyre ishin vërtet të njoma.

- Të gënjyer, - mendoi Vrakoti - të gjithë jemi të gënjyer.

Makina i përshkoi me shpejtësi metrat e fundit, duke frenuar më pas ashpër. U hapën dyert dhe që të katër me automotikë në dorë dolën pothuajse në të njëjtën kohë. U afruan te njerëzit që ishin mbledhur, disa prej të cilëve u larguan qysh me frenimin e makinës. Aty mbetën vetëm disa, që mund të ishin njerëzit e afërt të Vrimbarit. Trupi i Vrimbarit nuk ishte aty.

- E kanë çuar për në spital. - foli dikush që kishte një çikë moshë. Mund të ishte rreth të pesëdhjetave, kështu të paktën iu duk Vrakotit.

- Kush e çoi? – pyeti Vrakoti.

- Xhiu. - tha dikush tjetër.

- Akoma në spital duhet të jenë. - foli një zë tjetër.

Vrakoti i pa nëpër fytyra njerëzit që rrinin rreth gjakut që kishte filluar të mpiksej. Vështrimin e ndali te fytyra e pesëdhjetëvjeçarit.

- E kishit gjë Vrimbarin? – e pyeti Vrakoti.

- Po, e kam djalë vëllai. - u përgjigj ai.

- Po pse xhaxhai i “Ujkut” qënke ti? Mos je ai që i bëje shpesh moral? – pyeti Vrakoti.

- Unë nuk i bëja moral, por i tregoja se me këtë rrugë që kishte nisur nuk do të kishte zgjidhje tjetër, përveçse…. - ai nuk e mbaroi frazën, por me shikimin që i hodhi gjakut të mpiksur, la të kuptohej se ç’donte të thonte dhe u ngashërua.

Vrakotit iu kujtua përsëri qeni “Pastor”, pastaj fallxhesha që njihte Nxixhipi. Duhet të shkoj atje, - mendoi përsëri, - duhet të shkoj.

Epo, të rrosh vetë e gjithë çfarë keni. - foli Vrakoti duke i zgjatur dorën xhaxhait të Vrimbarit. Xhaxhai nuk ia zgjati dorën menjëherë, por pastaj ia shtërngoi duke i thënë:

- Faleminderit, shokët të rrojnë.- u përgjigj ai.

Kjo në fakt është një përgjigje që jepet rëndom nga mortarët në raste vdekjesh, por toni i zërit të xhaxhait linte vend për dyshime. Vrakoti ndjeu ironi në zërin e tij, por ç’të thoshte.

«Ti thonte se luftë është…! Po kush ishte armiku!?» U ndje keq, ndaj ktheu trupin dhe mori për nga makina, duke lënë pas gjakun e shokut të tij, që bashkë me ujin që i hodhën me kova, u fut nëpër kapilarët e tokës mëmë. Psherëtiu thellë. Donte të qante, por s'mundte. Kishte marrë përsipër punë "burrash". Por para se të futej në makinë, ngriti tytën e automotikut lart nga qielli dhe gjuajti një karikator me breshëri. Të gjithë sa qenë të grumbulluar te vendi ku ishte vrarë Vrimbari ikën nga sytë këmbët, përveç xhaxhait që rrinte në këmbë drejt.

Vrakoti ktheu kokën dhe pa që xhaxhai s'kishte lëvizur nga vendi. Shikimi i tij ishte i vrejntur dhe parathonte stuhi e furtunë.

- Qënka me të vërtetë xhaxhai i tij! - mendoi.

U futën në makinë dhe morën rrugën për nga spitali, që ndodhej në periferi të qytetit, në anën e kundërt me liqenin. Aty arritën shumë shpejt. Në oborrin e vogël shikoje grupe njerëzish që tregonin e ritregonin ngjarjen e ndodhur. Kërkoi me sy nëpër njerëz dhe më në fund pa figurën e Nxixhipit ulur te shkallët.

- Si ndodhi, Nxixhip? - pyeti.

- Lëre, mos e pyet, Mëngjërash. Pasi dolëm me atë Gëzimin, që të linim atë vajzën vetëm për ty, shkuam të pinim një kafe. U ulëm aty ku ishim ulur edhe herë të tjera. Kishim filluar të bisedonim për gjëra të ndryshme, kur ndjemë freskinë e ajrit që lëvizi para nesh…, brenda sekondës u dëgjua zhurma e një të shtëne që vinte nga larg, pastaj …, pamë "Ujkun", të shtrirë megjithë karrike në tokë. Plumbi e kishte qëlluar në ballë, pasi kishte kaluar më parë nën rrobat e mia, duke më djegur lehtë te krahu. Kjo është e gjitha… - mbaroi tregimin sa më shkurt Nxixhipi. Fjalitë që tha i shoqëroi paksa marrja e gojës, gjë e cila i ndodhte vetëm kur i përmendnin termin "jevg". Nxixhipi dukej ashiqare se ishte tejet i mërzitur. Ndaj Vrakoti, ndonëse u mërzit nga luhatjet e zërit të tij, e dëgjoi deri në fund.

- Po si do ti dalim përpara Hamit Nuriut? – pyeti më shumë veten se Nxixhipin.

- Luftë është, - tha Nxixhipi, - dhe në luftë ka edhe të vrarë.

- Luftë është, luftë. - foli mendueshëm Vrakoti dhe tejet i mërzitur për përsëritjen e këtij togfjalëshi si tepër kohët e fundit.

- Hë, mor Xhiu. - i foli Vrakoti pa një objektiv të qartë Xhiut, kur e pa të dilte te dera e spitalit.

- Po e rregullon ai "përgjegjësi" i të vdekurve, - foli Xhiu duke lënë të kuptojë për doktorin e kufomave,- ose h i s t o p a t o l o g u, siç i thonë këto të doktoratës, - shtoi jo pa vështirësi ai.

Vrakoti hapi sytë kur Xhiu tha emrin e vështirë në gjuhën e doktoratës!

- Ti e di. - foli Xhiu, unë s'lë gjë pa ditur dhe zhbiruar, kur pa habinë e shokut.

- Xhiu si do ti bëhet më tej? – pyeti Vrakoti.

- Luftë do të bëjmë, luftë. - u përgjigj Xhiu.

- po me kë…,Xhiu, me kë? – foli Vrakoti.

- Luftë me të gjithë, "Mëngjërash", me të gjithë, - saktësoi Xhiu dhe më pas shtoi, - të bëjmë si duhet varrimin e "Ujkut", pastaj luftë. Të tjerët ta quajnë si të duan…,le të thonë luftë koti. Për ne është luftë për të mbijetuar. Vrasja e shokut tonë më të besuar na bën me dije se vdekja po na afrohet. Dhe si një egërsirë që ripërtërin fuqi të pazakontë në fundin e jetës së tij, ne do të "kafshojmë" ç'të na dalë përpara. Po duhet të kemi kujdes vetëm me çimkjanët! Ato s'të falin, ato të mundësojnë shijimin e "kafshimit" të tyre, vetëm shumë kohë pasi ta kanë bërë ato ty.

- Mos na e ka pasur me të futur çimkjani K? – pyeti Vrakoti, që përfytyroi menjëherë fytyrën e çimkjanit surrat ndryshueshëm.

- Mbylle këtë hesap njëherë e mirë, Vrakot, - foli prerë Haxhi Dushku, - ato janë të paprekshëm. Cënimi i tyre nga ana jonë, do të thotë fundi për ne, dhe kur të them fundi, ti e kupton mirë se ç'kuptohet me fund…!

- Xhiu e parandjej që çimkjani K ka bërë lojë të dyfishtë dhe nuk më hiqet nga truri kjo gjë…

- Tash për Tash kemi tjetër gjë për të bërë. - e ndaloi Xhiu mendimin e Vrakotit të dilte.

- Xhiu, - foli një djalë i ri me uniformë ushtarake, që nga mënyra se si i foli ishte një i afërt, ndoshta truproje, ose bodigard siç i thonë. - trupi i "Ujkut" është bërë gati në arkivolin që prunë ata të agjensisë së varrimit.

- Të bëhen gati disa djem për të mbajtur arkivolin, deri te makina që do ta marrë. – u përgjigj Xhiu dhe vetë u fut përsëri në spital i ndjekur nga Vrakoti me Nxixhipin, që akoma se kishte marrë veten nga dhimbja.

Xhiu theu heshtjen e koridorit duke thënë:

- Do t'ja marrim hakun.

- Do ta bëjmë patjetër. - i foli zemra me anë të gojës Vrakotit.

- Patjetër. - përforcoi Nxixhipi. Po jehonën e zërave të tyre, sikur e gëlltiti arkivoli me trupin e të vdekurit. Diçka e padukshme i fshiu tingujt e fjalës «patjetër», a thua se qysh më parë dukej se kjo «patjatër»nuk do të ndodhte kurrë…

Te dera e dhomës së morgut, ishin disa kushërinj të afërt të Vrimbarit, që me lot ndër sy rrinin të heshtur. Vrimbari kishte vetëm dy motra…, po edhe ato nuk ishin aty. Prindërit, të cilët nuk e kishin parë asnjëherë me sy të mirë shoqërinë e djalit të tij, akoma nuk kishin mbërritur, si dukej po e prisnin në shtëpi…

Xhiu, Vrakoti, Nxixhipi, pasi përshëndetën ftohtësisht me të mërmëritur nëpër gojë, u futën brenda. Nxixhipi tërhoqi derën nga pas, duke e mbyllur mirë. Në dhomën e morgut, Tashmë ndodheshin vetëm ata të katërt, si në fillimet e kësaj lufte të pakuptimtë.

- Vetëm ne të katërt jemi…, në fakt nuk është krejt kështu. Jemi tre…, së bashku me trupin e shokut tonë të shtrirë pa jetë…, - Xhiu, mundohej fliste me ndërprerje nga humbja e një prej shokëve më të rrezikshëm. - Ndoshta duhet ta marrim më seriozisht këtej e tutje. Vrasja e "Ujkut", tregon se avash-avash rradha po na vjen ne. Ndaj mbas varrimit, madje edhe gjatë tij, ne, do të vazhdojmë të luftojmë me një egërsi të paparë më parë.

- U tha, u bë. - foli Vrakoti.

- U tha, u bë - vendosi edhe Nxixhipi.

Xhiu, thirri djemtë te vinin e të merrnin kufomën e "Ujkut'.

- Mjeshtër ky doktori që ka bërë këtë lloj rregullimi në ballin e "Ujkut", - mendoi Xhiu me vete, pastaj foli me zë; -Duhet me i dhënë një plumb edhe këtij Histopatalogut, - si i thonë, - që të mos i zbukurojë kufomat e kundërshtarëve tanë.

- Ja qenis unë këtij, - foli Nxixhipi duke iu marrë goja, - se më ka sharë "Jevg", kur ka qenë duke rregulluar trupin e Turit të Dylit.

- Xhiu e pa duke qeshur nën buzë me ironi Nxixhipin kur foli. Mirë e ke ti, - tha me vete, - kur s'të kapi ty në lule të ballit, por zuri "Ujkun".

Trupin e Vrimbarit, që tashmë gjendej në arkivol, e futën në një autombulancë të vjetër të spitalit. Autombulancat e reja, i kishin marrë me forcë disa të rinj ditët e para të luftës. S'kishin ditur të ngisnin makinën, ndaj i kishin marrë për të mësuar. Njërën nga ato, thonin se e kishin hedhur nga shkëmbi i serbit. I kishte ngelur kështu nga që të parët tanë kishin hedhur aty një kalorës serb. Kjo kishte ndodhur kohë më parë, ndoshta në shekullin e katërt, kur sllavët u dukën për herë të parë në tokat ballkanike. Thonin se kalorësin serb, e kishin zënë rob disa malësorë, bashkë me disa të tjerë. Vetëm njërin prej tyre kishin vendosur të hidhnin nga shkëmbi, ndërsa të tjerët do të shihnin "shfaqjen" nga poshtë. Këtë

e kishin bërë për t'u treguar të gjithë atyre që shkelnin tokat arbënore, se kështu do ta pësonin edhe ata. Po kjo që dikur të parëve tanë u shërbeu për të tmerruar të tjerët, në kohën moderne, u shërben historianëve serbë si gur prove, për toponiminë e emrave të vendeve. Ndërsa sot, për ironi të fatit , në shkëmbin e serbit hidhnin pasurinë e shqiptarëve, …njëri-tjetrin! Djemtë e ushtrisë së lagjes “Qershia e egër”, me armatimin e duhur në krahë, u futën nëpër makinat e vogla që kishin me vete dhe ndoqën autoambulancën, ku ishte kufoma e “Ujkut”. Kortezhi i makinave u bë goxha i gjatë. Në heshtje, por me urrejtje ndër fytyra, i ranë përmidis qytetit X. Banorët e qytetit, që dridhej nën peshën e rëndë të frikës për të nesërmen, ndiqnin pas perdeve lëvizjen e ngadaltë të makinave. Pasiguria e jetës bënte lojën e vetvetes deri në çmenduri. Rrugët ishin të boshatisura nga njerëzit, dhe me ardhjen e buzëmbrëmjes, dukeshin edhe më të shkreta se herë tjetër. Kolona e makinave iu afrua shtëpisë së Vrimbarit, që gjendej në anën tjetër të qytetit, andej nga ana e “Liqenit të kufomave”. Morti ishte hapur. Kufomën e futën në dhomën ku do të rrinin gratë. Sipas zakonit kufoma pasi futej brenda, dhe kur të dilte që atje, dilte për të mos hyrë më. E dinin për keq, kështu thuhej. Sapo gratë kishin parë të afroheshin makinat, ia kishin nisur të ulërinin. Më shumë nga të gjitha çirrëshin dy motrat e tij, të cilat mbaheshin me kujdes nga disa gra të tjera. Ndonëse të këputura nga dhimbja, ato gjenin forca të qanin me zë të lartë vëllain e tyre. Edhe “vajtocat” nuk mungonin, të cilat, me të qarat e tyre edhe muret i bënin tu k tu kërcitnin brinjët nga dhimbja, e jo më njerëzit…. Po ajo që kishte bërë më shumë “bujë”, kishte qënë e qara e babait të Vrimbarit. Tregonin se, kur e kishte marrë vesh që i biri kishte vdekur, ia kishte nisur një të qarë si Pellazgët e vjetër. Fillimisht kishte rrahur gjoksin me duar të mbledhura grusht. Më pas kishte shkulur flokët dhe me të britura kishte thënë: “Përse bir më ike dhe më le të vetëm në këtë jetë? Unë vetëm ty të kisha shkop, ku do të mbahesha duke mu dridhur duart nga pleqëria. Më fike bir, më shuajte për së gjalli, siç shuhet gaca e lisit në një pellg me ujë. Si do ta përtyp unë mosqënien tënde në vitet e fundit të jetës time. Po ku ka më marrè për shqiptarin se sa mos lënia e një trashigimtari të gjakut…, hej ku…ku, bre, ku,ku për mu…”!

Po i jati i Vrimbarit, duhej edhe të priste njerëzinë, ndaj këtë lloj ofshame me fjalë, nuk e përsëriti më. Por i fortë në dukje të jashtme, priste dhe përcillte bujtësit e mortit, që në të tilla raste nuk kishin të mbaruar. Në dhomën ku priteshin burrat, hynë Haxhiu me Vrakotin. Ato i zgjatën dorën të jatit të “Ujkut”, Hamit Nuriut. Hamiti ndonëse pa dëshirë, u zgjati dorën sikur ajo dorë të mos ishte e tij.

- Të rroni me të tjerë. - foli Xhiu.

- U pastë lënë jetë ju dhe gocave. - foli dhe Vrakoti.

Me Vrakotin, Hamiti u përshëndet më ngrohtësisht, duke e afruar dhe përqafuar burrash, duke cekur lehtë anësoret e ballit.

- Të kam thënë se do të ndodhte. - i foli Hamiti kur u përshëndetën.

Vrakoti nuk foli, por sytë iu mbushën me lot. S'dinte ç'ti thonte. Po më në fund mori guximin dhe i tha:

- Do tia marrim hakun. Nuk më kalb toka pa i parë të shtrirë përdhe vrasësit e birit tënd dhe vëllait tim.

- Po sa vlen kjo, mor bir. - foli Hamiti, që shnoshlliku i tepërt në trup i jepte pamjen e një babaxhani.

- Edhe sikur gjithë njerëzinë ta vrasësh, mua nuk ma sjell dot tim bir, ndaj çdo gjë duket e kotë. Kur kemi biseduar tjetër herë, të kam thënë;  se kjo luftë nuk u shërben atyre që luftojnë, por atyre që janë ulur në kolltuqet e rehatshme. Vetëm ata që janë atje…, fitojnë në këtë mes. - përfundoi ai duke parë lart, sikur ato për të cilët fliste, ishin diku aty lart në lartësitë e qiellit,që luanin si në kazino lojën makabre të vetvrasjes së kombit.

Vrakoti nuk dinte ç’të thonte, po çimkjani K filloi të merrte formë në mendjen e tij, herë me fytyrë Kaini e herë me fytyrë Jude, si e keqja që përfaqësonte.

Xhiu ndoqi bisedën e bërë në heshtje. Ndjeu ti ngrihej gjaku në kokë, kur i jati i “Ujkut” nuk e begenisi aq sa duhej. Po ishte mort. I kishte vdekur djali i vetëm, dhe ndjeu “ç’burrërim” të kapte bisedë për të tilla gjëra. Xhiu bënte kujdes, që mendimet e tij të mos i lexoheshin në fytyrë. Pasi ndejti ashtu, si në gjemba për pak kohë, i bëri shenjë Vrakotit të çohej.

- Për çdo gjë që do të duhet, ke djemtë këtu pranë. - foli Xhiu, kur i dha dorën të jatit të “Ujkut”.

- Edhe botën të më japësh nuk kam ç’e dua më…, jo, jo, nuk më duhet për hiç gjë. - i ktheu përgjigje me zë të ngadaltë Hamiti.

Xhiu doli pa i dhënë përgjigje, ndonëse e dëgjoi mirë se çfarë i tha jati i “Ujkut”.

- O bir, - i foli Hamiti Vrakotit, - e di që ti s’ia ke pasur kurrë me hile tim biri, ndaj të kam për zemër. Rruga që nisët, këtu do t’u sillte…, këtë e dija mirë, - tha duke ulur kokën, - por s’kisha forcë t’u ndaloja. Ambicia për para e për pushtet vjen e mbyllet me luftën. Si thotë populli: Ky stan këtë bulmet ka. Dhe lufta vdekjen sjell. Aq më keq, një luftë e pakuptimtë që domosdo…, sjell një vdekje të pakuptimtë. Kujdes, o bir, se kjo luftë të han mbas shpine. - përfundoi Hamiti duke i rrahur shpatullat e gjëra Vrakotit dhe me shikimin për nga Haxhi Dushku.

Vrakoti kishte ulur kokën dhe kurrsesi nuk ia bënte zemra të shihte Hamit Nuriun në sy. Në moment iu kujtua i jati i tij që jetonte në qytetin PP, bisedat e shpeshta për t’u kthyer në familje, kundërshtimet që i kishte bërë…

Doli në rrugë dhe u nis për te Nxixhipi, që po e priste pranë makinës. Nata pothuajse kishte mbuluar vendin.

- Një grup djemsh të rrinë këtej rrotull, të tjerët të gjithë te reparti. - u dëgjua zëri i Xhiut.

- Ai i quante djem “ushtarët” e tij në disa raste, për ti dhënë më autoritet vetes. Mosha e tij rreth të tridhjetë e shtatave, nuk është se ia jepte këtë të drejtë, që ti quante të tjerët djelmosha. Po këto ishin ditët e Haxhi Dushkut dhe ai ishte aq i zgjuar, sa të dinte që ishin të numëruara. Madhështia, edhe kur është e gënjeshtërt, e të gjitha formave që të jetë, siç ka një fillim, ka edhe një fund. Ajo që mbetet është kujtesa, për mirë apo për keq qoftë ajo. Kujtesa është një nënë e rreptë që i jep hakun gjth kujt, ashtu si e meriton. Haxhi Dushku ia kishte arritur ti shihte ato që kishte rreth e qark vetes si miza, që mund t’u diktojë fushën e veprimit te tyre. Dhe në këtë moment, ai ndjente të kishte pushtet. Kënaqej me idenë , se ja kishte arritur të luante me jetën e të tjerëve. A s’ishte ky qëllimi i ambiciozëve që kishin qeverisur botën? A s’kishin fërkuar barkun kur i varrosnin njerëzit me “Eskavator”? A s’kishin ndjerë kënaqësi deri në ekstazë, kur Hiroshima bombë kishte vulosur fitore? Xhiu hipi në makinën e tij, tip “Chevrolet” duke ia bërë me shenjë Vrakotit që të takoheshin te “vila-repart”.

Vrakoti u nis me Nxixhipin të ndiqte nga pas “Chevrolet” e “komandantit”. Deri tash, Vrakoti nuk e kishte parë të udhës ta quante Xhiun komandant, po ngjarjet po shkonin në atë mënyrë, që e bënte të nevojshëm një drejtues.

- Kush mund ta ketë bërë? – pyeti Vrakoti Nxixhipin dhe ndërkohë i shmangej disa gropave në rrugë.

- Unë mendoj se ka gisht policia në këtë punë. - foli Nxixhipi. - Mendoj kështu nga që është përdorur “snajperi”. Në qoftë se do të kishin vepruar ato të lagjes “Lëkura e derrit”, nuk kishin përse të përdornin të tillë armë…! Pastaj, nuk do të qëllonin djemtë që kryesojnë grupin tonë. “Ujku”, dihet që ishte nga më kryesorët në grupin tonë…

- Ti mendo se “Ujku” u vra për të ndezur gjakrat? - pyeti Vrakoti dhe mendja i shkoi te Çimkjani K.

- Kjo as nuk diskutohet. Ndryshe s’kishin pse të vrisnin “Ujkun”, kur dihet që hakmarrja jonë do të jetë e pamëshirshme.

- Ke të drejtë, - foli Vrakoti.

- Dëgjo, - tha pastaj, - do të ikim sonte patjetër te fallxhesha që biseduam në mëngjes. Dua të di ç’do të bëhet me të ardhmen time. Në të vërtetë ne jemi mësuar tashmë të luajmë me vdekjen në xhep, por gjithsesi, dua të di diçka për të. Dua ta shijoj përpara se ajo të vijë, se kur ajo vjen, ne s’jemi më…, të paktën kështu thonim dikur. - foli pa zë, sikur vdekja të ishte një lodër zbavitëse.

- Sonte? – Pyeti Nxixhipi i habitur.

- Sonte? Po sonte, pse jo? Ne mund të ikim e të vijmë brenda natës pa e marrë vesh asnjeri. Se mos e dinte Vrimbari se do të vdiste sot! Pse ti mendo se kjo mund të mos ndodhi me ne nesër?

- E habitshme, - foli Nxixhipi. - po si e ndjeu qeni “Pastor”, te vila buzë liqenit ku jetojmë, vdekjen e dikujt sot në mëngjes? Unë gabova kur vdekjen ua çova atyre të lagjes “Lëkura e derrit”. Ndërsa qeni e bëri të veten, në mënyrën e tij na lajmëroi që vdekja është pranë nesh, ndonëse nuk ka gojë të na i shpjegojë gjërat me fjalë, …kjo i mungon.

- Prandaj dua të di për të ardhmen time, jo që të shmangem, por që ta pres me burrëri, pa m’u trembur syri. Dua një vdekje të bukur .

- Po mirë, si të duash. - ia ktheu Nxixhipi më në fund.

*

*        *

Anelën nuk po e zinte gjumi. Dita e sotme i kishte bërë me dije realitetin e vërtetë ku jetonte shoqëria. Dashuria që kishte pasur si të vetmen shpresë për të mbajtur gjallë dëshirën për të jetuar, po merrte fund. Në të vërtetë, nuk donte të mendonte se tashmë ajo kishte marrë fund.

- Si do që të jetë, unë e kam shijuar trupin e atij njeriu. Ndoshta për të tjerët është e pakuptimtë dashuria ime për atë, - mendonte Anela me sytë në tavan. - por për mua është parajsa vetë. E di që në këtë shoqëri ka edhe njerëz të ditur, shkencëtarë artistë, politikanë e të tjerë, po unë s’do ta ndërrojsha atë me asnjërin prej tyre. Njeriu njëherë vjen në këtë botë, dhe s’ka pse tradhëton brendësinë e vet. Në ndërgjegjen e çdo njeriu bëhet lufta ndërmjet pasioneve dhe ndjenjës së vërtetë. Në të shumtën e herëve fitojnë pasionet, që lëvizin si bleta mbi një fushë me lule të shumëllojshme, duke mos vendosur të ulet te asnjëra pa ndejtur në ajër për një copë herë. Por ndodh të fitojë edhe ndjenja e vërtetë, dhe kjo do të thotë arritje e lumturisë së kërkuar nga diçka e padukshme që jeton brenda njeriut. Anela ishte e bindur se kjo kishte ndodhur me brendësinë e saj. Anela lëvizte sa në njërën anë në tjetrën. Ideja se ajo që i ndodhi Vrimbarit, mund ti ndodhte edhe të dashurit të saj e torturonte .

- “Mëngjërash”. - shqiptoi nëpër dhëmbë. Kishte dëgjuar të flitej për këtë njeri që thirrej kështu në të gjithë vendi, po kurrë nuk kishte menduar se kështu, me këtë nofkë, thirrej i dashuri i saj. Thonin gjëra të pabesueshme për egërsinë e këtij njeriu. Po ajo kurrë se kish menduar që nën emrin “Mëngjërash” gjendej figura e Vrakotit, as Tash që kishte qëlluar ta quanin kështu në prani të saj, nuk i besohej.

- S’mund të tjetërsohet njeriu në këtë mënyrë. - mendonte Anela. Vrakoti, ky djalë me ndjenja kaq të holla dhe fine, nuk mund të ishte kurrë figura e “Mëngjërashit”, që përflitej gjithandej për egërsinë e tij. Në këto net të kësaj lufte të mallkuar, Anelën, si gjithë njerëzia që jetonin në mes të këtij kaosi të pakuptimtë, mezi e zinte gjumi. Po sonte, mbas një dite të ngarkuar me ngjarje që lidheshin drejtpërdrejt me jetën e saj, gjumi i fluturonte sipër syve pa mundur ti a mbyllte qepallat. Truri filloi të punonte pa komandë, duke u endur fushave të kotësisë së veprimtarisë njerëzore…

- Si është kjo jetë! - mendoi Anela duke mos e ndaluar dot vetëdijen, që po futej thellë e më thellë në ndërgjegjen e sajë, të ngarkuar me kohë dhe hapësirë…, u kthye pas në jetën e saj…

…. dora i ishte dridhur shumë. Po bënte rrugën, që mijëra herë ndër ëndrra kishte bërë. Rrugën që ishte në qendër të vëmendjes së mijëra e miliarda qelizave të trupit të saj. Kishte qenë një distancë e shkurtër, por e tjerrur gjatë nëpër ëndrrat frymë “çuditëse” të vajzërisë. Kishte dëgjuar të flitej shumë për këtë objekt nga gratë dhe vajzat. Ishte skuqur, turpëruar me padëshirë. Gjithmonë kishte ndjerë një lëvizje të brendëshme, të pakomanduar, siç ndodh rëndomtë me lëvizjen e dorës që çon ushqimin te goja. Po gjithashtu, gjithmonë ishte habitur përse njerëzit flisnin me zë të ulët për këtë “objekt”, ndonëse ishte shumë i rëndësishëm për qënien njerëzore. Ndoshta, krejt e detyrueshme për të plotësuar figurën e njeriut. Atëherë, përse kishte qenë e turpshme kur flitej për të? Mos ndoshta pa qenë e turpshme, nuk do të ishte epshndjellës dhe mendjedehës? Kjo do të ketë qenë edhe arsyeja e gjethes , dhe jo molla që na është stisur të dëgjojmë nga intriguesit e jetës njerëzore. Eva dhe Adami duhet të kenë kuptuar se, duke parë organet seksuale të njëri-tjetrit për gjatë gjithë kohës, ato, nuk ngjallnin më epsh ,skuqje, dridhje mishi, lëvizje, marrjemendjesi, e të tjera privilegje që të ofron bota seksuale. Dhe ato gjetën mburojën, që do ti mbronte nga largimi prej vetvetes , “gjethen”. Dhe gjethe në atë kohë kishte me shumicë…, dhe kjo nuk kishte se si ti shpëtonte përvojës së tyre.

- Mos vallë po bëj gabim…, që po tentoj të shoh poshtë gjethes ? – kishte menduar atëherë e dora i ishte dridhur pambarimisht. Nuk kishte dashur, jo se nuk kishte pasur dëshirë…, jo se nuk i kishte pëlqyer…, por nuk kishte dëshiruar të vdiste kureshtjen, atë kureshtje që e kishte shoqëruar në netët e gjata me hënë të plotë. Ishte kjo kureshtje, që e kishte bërë të shikonte me endje yjet në netët e pastra pranverore. Dhe ja , Tash, - kishte menduar. - krejt papritur më duhet të ndahem nga ky ndijim , nga ky shkaktar që më bënte të largohesha nga realiteti. Krejt papritur e kujtuar, u gjenda në kufirin ndarës të ëndrrës nga e vërteta. Vetëm tridhjetë e pak centimetra më larg formësohej madhërishëm gjumëprishësi, ëndërrstisuri gjithë “nerva”, që valë-valë shpërndante energji jetë ripërtëritëse….

- Ja, po e prek. Është një stacion, që patjetër do të më duhet të ndalem.- kishte menduar , e ndërsa shkurtonte largësinë kilometrike të mendjes..Dhe pak centimetra …, ja dhe pak…, milimetrat e fundit…, ja…

Lëvizja e papritur e mendjeturbulluesit ia kishte lënë pa e përfunduar mendimin. Një forcë e brendshme kishte provokuar lëvizje, lëvizje që do të kurorëzohej më vrasjen e një ëndrre sfilitëse, por e papërsëritshme në llojin e vet. Aty e mbrapa gjumi do të bënte kërdinë në trupin e saj. Ai gjumë, që nuk do të kishte dashur kurrë të kishte pushtet mbi të. Prekja ishte bërë…! Energjitë jetëdhënëse shpërthyen në ekstazë, ndonëse kureshtja vdiq, vdiq për të mos u rikthyer kurrë më si gjumëprishës….Frymëmarrjet e shpeshta kishin triumfuar mbi qetësinë…, mbi ëndrrën…, mbi kureshtjen…, mbi gjithçka që e kishte mbajtur të lidhur me hiçin...! Përsa kohë që hiçi kishte qënë në mëndjen e saj, ajo ishte skuqur, turpëruar…! Tash edhe gjethja nuk mund ta ndante më nga përfitimi real. Tashmë ëndrra

kishte vdekur…! Po kishte lindur një tjetër ëndër, ëndrën për të mos u ndarë kurrë më nga i dashuri... nga ai, që kishte me vete atë që i mungonte trupit të saj…

Anela ndjeu të skuqej nga ëndërrimi…, që kishte dalë nga thellësitë e po pluskonte në realitetin jetësorë.

*

*           *

- E di unë, moj grua, që ky “Ujku” është shoku më i ngushtë i djalit tonë Vrakotit. - foli Durim Hani.
- Të zitë ne, more burrë, do të na vritet djali kot për së koti - foli Sania dhe ofshau thellë.
- Mos grua , mos na ndill të keqe.
- Nuk po e ndjell, more burrë, por edhe emri që i kemi vënë duket sikur e tërheq pas vetes…, pastaj plumbi nuk të njeh. - foli me lot ndër sy e ëma e Vrakotit.
- Po si e quanin të riun? - pyeti pastaj Sania, për të mos e lënë të shoqin të ndjehej keq.
- Vrimbar ia thonin emrin, por “Ujku” e thërrisnin me një emër të dytë. - u përgjigj i shoqi.
- Po ç’janë këto dreq emrash që i venë vetes xhanëm? – pyeti më shumë veten e shoqja.
- Edhe yt bir e ka një emër të dytë. - foli Durimi duke nxjerrë një dëshpërim të thellë në fytyrën e tij.
- Iu bëftë nëna kurban , iu bëftë. Po si ia kanë zënë emrin e ri ? – pyeti ajo, që mendoi se ai po i ikte emrit që kishte.
- Kam dëgjuar se i thonë “Mëngjërash”. Dhe s’po ta tregoj se përse e thërrasin kështu, se do të mërzitesh…
- Thuama burrë, thuama, E ka patur mërzia jonë më duket, nuk do të na hiqet ndonjëherë nga shpatullat tona të lodhura.
- Ngaqë kur lufton, gjuan me të majtën, për pistoletën bëhet fjalë.. Thonë që edhe njerëz ka vrarë me atë të majtën e mallkuar, që në rrëzë iu thaftë…
- Të thaftë goja, more burrë, që flet kështu për djalin. - e ndërpreu Sania.
- Qysh të më thahet  goja, moj grua…
- Të të thajë deri në rrëzë, posi jo! Çfarë bëmë ne për birin tonë? Çfarë mundësish i lamë atij për të jetuar? Po, vetëm një detyrë kemi bërë, e kemi sjellë në jetë, madje për këtë s’duhet te ndjehemi krenarë, se nuk është aftësia jonë, por e natyrës.
- Po si ,moj grua, thua kështu…, je në vete?
- Në vete jam që ç’ke me të. Jam me këmbë në tokë… Ne kemi mundësuar që këto agallarë të politikës të kenë jetë të gjatë, por e keqja të keqe do të pjellë.
- Po ç’faj kanë politikanët, moj grua? Rri e mos ia fut kot Tash. Ato i thanë tët biri dil e vritu me njerëzit kot së koti? Nuk e shikon se kjo luftë ndërmjet vetes është një luftë koti, që s’dihet përse bëhet!? Kjo është vetvrasje !
- Pse bëhesh dritëshkurtër or burrë e nuk sheh të vërtetën ku po jetojmë! Vërtet nuk e kupton se kush është burimi i të gjithë të këqijave, apo shtiresh?
- Po pse, moj grua, politikanët u thanë të rinjve ; të vrasin njëri-tjetrin? Politikanët u thanë të rinjve ; të largohen nga vendi? Politikanët u thanë të rinjve ; Merrni vajzat e njëri-tjetrit dhe i nxirrni në rrugët e botës të prostituojnë?
- Po qënke fare more burrë, vërtet nuk e kupton se ato u thonë? Në fakt e ke një të drejtë, se ato nuk është se u thonë drejt pë së drejti; bëni këtë ose atë. Po jemi ne që e

bëjmë atë punë, ne, populli. Ne jemi ata që u zgjasim jetën këtyre gjapirësve, gjoja se po presim të bëhen të mirë. Prandaj të thashë më parë se; vetë ne jemi fajtorë për të këqijat që bën sot biri jonë dhe të gjithë bijtë e nënave të tjera, që i kanë rritur me vështirësi të jashtëzakonshme. Ne i kemi pranuar dhe pranojmë, që këto surretër të jetojnë mes lluksit dhe parajsës, ndërsa fëmijët tanë të vriten e priten me njëri-tjetrin. Ne, duke mos kuptuar rëndësinë e votës, e shpërdorojmë atë duke ngritur madhështinë e të keqes në majat e pushtetit…

- Po thellë qënke futur moj, grua,…! – e ndërpreu Durimi.

- Po kam të drejtë…, u bënë net të tëra që e shoh tim bir të vdekur nëpër ëndërra. - foli Sania dhe shpërtheu në lotë. - Po ç'dreq populli jemi ne që nuk u ngopëm me të keqen xhanëm!? Si ore nuk u qytetëruam njëherë si njerëz? Kujtojmë se qytetari është të vishesh bukur e të bësh seks si lopët? S'po e heqim dot lëkurën e kafshës nga kurrizi e të kuptojmë se nuk po përmbushim kuptimin e të qenurit njeri. Të jesh njeri nuk kuptohet ti ngjash fizikisht atij, por të krijosh një veprimtari të tillë, ku të sundonjë harmonia ndërmjet njerëzve. Fëmijët tanë vrasin njëri-tjetrin për një fjalë goje, ndërsa mbajnë në kurriz një klasë udhëheqëse, që vetëm e tillë nuk është. Po unë jam e sigurt që një ditë do ti hapim sytë mirë e do të lexojmë qartë të vërtetën tonë. Ne, do të na vijë turp që kemi hapur sytë nga bota për të zgjidhur problemet tona, ndërkohë që atyre duket sikur u pëlqen përpëlitja jonë në të keqe. Ne vetë duhet të kuptojmë më në fund; që me njerëz të këqinj, nuk bëhen gjëra të mira. Asnjë ligj i të drejtave njerëzore nuk është vendosur pa sakrifica. Dhe sakrificën nuk duhet të na e bëjnë të tjerët, por ne vetë. Im bir mendon se po sakrifikon, por nuk kupton se s'është kjo mënyra e duhur. Ky shteg që të rinjtë e sotëm kanë marrë përsipër të ndjekin, po e shpien ujin në mullirin e kësaj klase udhëheqëse, që pashpirtmërisht po ngrohin duart në mjekrën tonë që po ndizet flakë…

- Nuk është në dorën tonë kjo gjë. - foli i shoqi duke e fërkuar nga krahët të shoqen, që po i merrej fryma nga të folurit shpejt e shpejt.

- Po, po. Nuk është në dorën tonë! Është në dorën e…, - foli nëpër dhëmbë Sania pa pritur që i shoqi ti kthente përgjigje.

- Do të iki deri te shtëpia e Anelës, asaj vajzës që ka dashur birin tonë, Vrakotin. Ndoshta di ndonjë gjë të re.

- Po është vonë moj grua. - e ndërpreu Durimi.

- Do iki, do iki. Do të ma bëjë hallall vonllikun, në qoftë se e ka dashur me shpirtë tim bir. Ndjehem prej prindërve të saj, ndonëse edhe ata e dinë mirë që ne s'kemi qenë asnjëherë kundër dashurisë së tyre. – ndërsa fliste, Sania u bë gati me të veshur dhe doli jashtë në errësirën e natës.

*

* *

Vrakoti me Nxixhipin u futën mbas Xhiut në "vilën"-repart. Dolën të gjithë nga makinat, por lart u ngjitën vetëm tre, Xhiu, Vrakoti dhe Nxixhipi. "Djelmoshat" u drejtuan për nga salla ku hanin bukë. Kokat e varura dhe fytyrat e frikësuara nga ngjarja e ndodhur, tregonin se tash e mbrapa do ta kishin të vështirë. "Vdekja" të vinte nga pas edhe në një kafene, ku mund të ndodheshe duke pirë kafen e mëngjesit. Ajo e kishte lënë lojën prapa krahëve…

- Hë, Nxixhip, si ndodhi? – pyeti Xhiu.

- Ishim ulur… - tregoi edhe njëherë ngjarjen Nxixhipi.

- Po na hanë mbas krahëve. - foli Vrakoti kur mbaroi tregimin Nxixhipi.

- Po kush? – pyeti Xhiu.

- Nuk e di! Por mendoj se janë ata…, çimkjanët…

- Kush janë çimkjanët? – e ndërpreu Nxixhipi Vrakotin.

- Janë kapot e lagjes “Lëkura e derrit”, ndërhyri shpejt Xhiu, duke parë nga Vrakoti me një vështrim të tillë sikur donte ti thonte: Mos fol më gjatë.

- Unë e di që ata kanë të tjerë emra dhe pseudoime. - foli përsëri Nxixhipi.

- Rri, or ti “Jevg” dreqi, se nuk merr vesh më gjatë ti! – iu hakërrye Xhiu. - Si shumë ta kam ngritur pallën ty, mirë e kishte Turi i Dylit. Nuk të mjafton, që dole para meje kur vrave? Dhe të kesh kujdes tash e tutje, e mos m’i ngre shpatullat se kush je…, ti e di se unë nuk të fal pastaj.

- Është e dyta herë sot Xhiu që më thua “Jevg”. Më shan mua që të kam ndejtur mbrapa si një qen besnik. Përse Xhiu, përse? – foli Nxixhipi që filloi ti merrej goja si asnjëherë tjetër më parë.

Vrakoti nuk foli, por nga mënyra se si e shihte Xhiun donte ti thonte: Ja fute kot, o Xhiu. Ne jemi shokët e tu më të mirë, pse duhet të na trajtosh kështu!

- Për sonte do ta lëmë me kaq, do të flasim më gjatë mbas varrimit të “Ujkut”. Varrimi do të bëhet nesër. Dua që të gjithë të jemi aty. Duhet t’u tregojmë atyre të lagjes tjetër se ne jemi të bashkuar dhe do të luftojmë me një furi të papërballueshme kundër tyre. Dakort! E kishim lënë të flisnim vetëm për vetëm, por do të kemi rast tjetër, si thua Vrakot?

- Dakort. - tha Vrakoti, ndërsa Nxixhipi nuk foli fare.

- Po ti, Nxixhip, je dakort të luftosh? - pyeti Xhiu më shumë për të peshuar inatin e lindur, se sa vendosmërinë e tij.

- Edhe unë gati jam, ndonëse nuk po të kuptoj se përse e ke zënë keq me mua! – foli Nxixhipi gjithmonë duke iu marrë goja. Dukej sheshit që nervat nuk i kishin ikur akoma. Edhe pse ishte e dyta herë që e ofendonte në atë mënyrë, që atij nuk i kishte pëlqyer kurrë, nuk kishte menduar për asnjë çast të ngrinte krye kundër Xhiut. Dhe kjo nuk ishte se ai kishte frikë nga Xhiu, por nuk e kishte parë të udhës. Në njëzetepesë vitet e jetës së tij, mbante mend të kishte jetuar pa kokëçarje vetëm muajt që kishte ndejtur në krah të Xhiut. Kjo ishte arsyeja kryesore që nuk e linte të rrebelohej.

- Mirë pra, shkoni të qetësoheni sonte. Shihemi nesër në mëngjes.

Vrakoti me Nxixhipin dolën dhe hipën në makinë. U drejtuan për te vila në afërsi të liqenit. Rrugës panë nga pasqyrat që po i ndiqte një makinë e vogël. Marka nuk mund të kuptohej nga që dritat reflektonin duke e prishur imazhin në sytë e tyre. Nxixhipi shtërngoi automotikun në duart e tij dhe tha:

- Ndale t’u dalim. Duhet të jenë ata të lagjes tjetër.

- Prit të shohim njëherë, se ndoshta janë rastësisht pas nesh…, foli Vrakoti, - është kollaj të vrasësh, - shtoi më pas.

Vrakoti e shtoi pak shpejtësinë për të parë reagimin e ndjekësve. Për një moment makina që po i ndiqte nuk e shtoi shpejtësinë, ndërsa më pas, ajo u afrua duke shkurtuar distancën.

- Më duket se me ne të dy e kanë. - tha Nxixhipi.

- Prit të sigurohemi, ti rri gati. - foli Vrakoti dhe e ndali gradualisht shpejtësinë e makinës.

Makina që i ndiqte u afrua dhe i kaloi.

- Qënkan dy vetë në makinë. - tha Nxixhipi kur dritat e tyre ndriçuan brendësinë e makinës që kaloi.

Me sa duket nuk e kanë me ne. - tha Vrakoti.

- Si ka mundësi që sonte nuk po gjuajnë fare! – foli Nxixhipi.

- Po ti se ke vënë re që sa herë vritet ndonjëri, gjatë natës nuk do të gjuajnë…

- Ke të drejtë, kështu ka ndodhur. Duket se të shtënat natën na thonë: Hë, more, nuk keni turp që e mbyllët ditën pa u vrarë ndonjëri. - ndërpreu Nxixhipi. Pastaj shtoi, - Ke menduar ndonjëherë se si arritëm deri këtu, të bëhemi vrasës?

- Kohët e fundit e kam menduar vërtet. - foli Vrakoti mendueshëm, - Futesh në valle si me shaka, por pastaj ngelesh brenda dhe je i detyruar të kërcesh sipas ritmit të daulles. “Jep një pare e futesh në valle, jep njëqind e s’del dot më”; thonë të vjetrit.

- Je penduar “Mëngjërash”? - pyeti Nxixhipi.

- Edhe jam penduar, nuk do të thotë gjë. Ti e di që janë mbushur dy dhoma me lekë nga “punët” që kemi bërë, dhe në fund jemi po ata që ishim…

- Në të vërtetë jemi pak më ndryshe…. - e ndërpreu Nxixhipi.

- Ah, po,  kemi një barrë të rëndë në ndërgjegje. Kemi “prodhimin” tonë, që e ndërsyemë nga egoja, ambicia, egërsia, dëshira për pushtet do na prishë gjumin dhe qetësinë…, dhe, do të na varrosë të gjallë.

- Pse mos të themi; se tashmë na e ka prishur. - e ndërpreu përsëri Nxixhipi.

Kjo është edhe arsyeja që unë dua të shkojmë te fallxhesha. Dua të di se në ç’mënyrë do ti paguaj gjithë të këqijat që kam bërë. Sa të ndalemi pak te vila do të nisemi për në qytetin «U», ku jeton fallxhesha jote.

- Mos do të na e marrë për keq Xhiu…, mos do të mendonjë se ia kemi me të futur? – foli Nxixhipi jo pa shqetësim në fytyrën e tij.

- Kohët e fundit na kanë hyrë çimkjanët në mes dhe nuk më çudit ideja që ai mund të na e mori për keq. Por kjo nuk është se ndryshon…

- Po kush janë çimkjanët? – pyeti Nxixhipi duke e ndërprerë Vrakotin. Ishte një pyetje e përsëritur nga ana e tij.

- Çimkjanët i ke parasysh…, janë ato që llomotisin për vlerat njerëzore, por që në fakt nuk zotërojnë asnjërën prej tyre. Aftësia e vetme e tyre është; se ato jetojne luksin ne kurriz të tymnajës dhe kaosit që mbjellin ndërmjet njerëzve.

- Vrakot unë nuk kam ndonjë zgjuarsi për të kuptuar të gjitha këto që thua ti. Edhe shkollën e kam të mangët. Vetë raca,  të cilës i takoj, ma ka vështirësuar një gjë të tillë…

-Jo raca, Nxixhip, - e ndërpreu Vrakoti,- ajo është e rastësishme, por çimkjanët, ato e kanë fajin. Mendja e tyre e djallëzuar ka drejtuar gjithë sjelljen njerëzore, që të ketë të tillë veprimtari, ku disave u vjen turp pëë  atë që janë. Kjo është arsyeja e të keqes që vuan ti dhe jo raca.

- Po ku di unë nga gjithë këto që thua ti, unë puna që mësova të bëj më mirë, është të vras.

- Të vrasësh, ose më mirë të them, të vrasim, nuk është se duhet një aftësi e madhe, ne kemi lindur me të në zemër, duke  qenë se jemi kafshë me ndërgjegje. Pra, kafshë me përpara, pastaj vjen ndërgjegja…

Vrakoti e ndërpreu fjalinë duke qenë se vëmendja i duhej për të marrë kthesën te porta e vilës. Roja nuk ishte më ai i mëngjesit, por një djalosh tjetër.

- Mirëmbrëma. - përshëndeti roja.

- Mirëmbrëma. - përshëndeti edhe Vrakoti. - Ti Remzi qënke? Nuk të njoha. Remziu ishte një djalë lagjeje, rreth tetëmbëdhjetë vjeç. Babai i kishte vdekur në një aksident në minierë, ku kishte punuar prej shumë vitesh. Mamaja ishte martuar për së dyti dhe nuk kishte pasur mundësi ta mbante djalin. Remziu ishte rritur në shtëpinë e fëmijës,  por vitet e fundit kishte ikur që andej dhe jetonte në lagjen “Qershia e egër”, deri sa u fut në ushtrinë e Xhiut.

- Ka ardhur ajo. - tha Remziu.

- Kush? - …për një moment Vrakoti mendoi se mos Anela ishte kthyer dhe nuk kishte ikur në shtëpi.

- E fejuara juaj. - u përgjigj roja.

- A po. - u kujtua Vrakoti, a thua se ishte diçka që i takonte një kohe shumë të largët.

- Nxixhip pritëm këtu në makinë, se nuk do rrij shumë brenda.

Vrakoti u ngjit lart. Në koridorin ku ishin kolltuqet, dukeshin flokët e gjata ngjyrë gështenjë, që vareshin anash krahëve të kolltukut. Vuri re që ajo po flinte. U afrua avash dhe e soditi për një copë herë portretin e saj. Balli i gjërë, hunda paksa e madhe, buzët e bukura,  që ishin elementi i vetëm që e bënin simpatike këtë figurë. Trupin e kishte diz'harmonik. Gjokset e mëdhenj rrinin jo bukur në torsin e gjatë që mbahej nga dy këmbë të shkurtëra.

- Sa i mirë është njeriu kur flen gjumë, mendoi me vete, ndërsa e preku te buza për ta zgjuar.

- Ajo u shtri pa hapur sytë duke nderë krahët dhe vënë buzën në gaz. Por kur pas pak hapi sytë dhe pa Vrakotin kaq pranë, u çua e trembur. Egërsia i pushtoi gjithë fytyrën.

- Bëra gabim që të zgjova? - foli Vrakoti nëpër dhëmbë.

- Jo nuk bëre gabim. Unë për ty kam ardhur. Kam marrë vesh se ajo e dashura jote nga qyteti yt i lindjes, ka qenë këtu.

- Po ka qenë. - saktësoi Vrakoti.

- Si ore paska qenë dhe ti ma thua mua pa pikën e problemit.

- Po pse, çfarë problemi duhet te kem unë sipas teje?

- A jemi të fejuar, ç'problem duhet të ketë tjetër.

- Dëgjo, ti e di që fejesën e ke arritur duke shfrytëzuar mundësinë, që isha shoku i vëllait tënd. Dhe ti këtë e ke ditur gjithmonë!? Në bisedën e fundit që kemi bërë bashkë, e vendosëm që të gjenim një mënyrë për t'u ndarë. Dhe ramë dakort që të ndaheshim me mirëkuptim…

- Ore, po qënke i çmendur ti! Po si mendo ti që do të ndahemi pa problem? Ne kemi bërë dashuri bashkë, më ke ç'virgjëruar…, dhe Tash u dashka të ndahemi pa problem…, hë!

- Ti ishe ajo që më hyre në krevat, dhe kuptohet unë s'isha prej druri. Kurse sa për virgjërinë, ik e futja ndonjë tjetri e jo mua…

- Po ti je shprehur gjithëandej,  se unë e kam ç'virgjëruar, dhe Tash…

- E çfarë Tash? - e ndërpreu Vrakoti. - Tash duhet të t'ë marr patjetër për grua? Ti e di se ne s'mund të jetojmë bashkë, përse duhet të këmbëngulim sikur është e kundërta? Është e vërtetë që unë jam shprehur që të gjeta virgjereshë, po këtë e bëra që të mos ta hiqte kokën yt vëlla…, dakort.

- Ti po gënjen. - foli ajo dhe fytyra i mori një pamje hipokrite.

- Si? Unë gënjej? Këtë se kisha menduar kurrë. Ne bëmë bashkë një marrëveshje që ti të mos urreheshe nga yt vëlla! Po gjithmonë e kam ditur që  ti do të ma sjellësh në majë të hundës, sidomos pas asaj natës të zezë që erdhe dhe m'u fute në krevat! Po si duket, duhet të ketë qenë plani yt, që erdhi mamaja jote dhe na gjeti në shtrat!? Turp të kesh që ke menduar të ndërtosh gjërat në këtë mënyrë.

- Po pse si kujton ti, gjithë ato para që grumbullove në qytetin tonë do ti marrësh me vete?

-Unë do të marr pjesën time, e pse duhet t'ju vijë keq ju?

- Po pse, nuk e di ti, që gjithë ajo para që ke, ka bërë shumë ziliqar ndaj teje?

- Po yt vëlla ka dyfishin tim, apo jo!?

- Vërtet ka dyfishin tënd, por nuk mundet ta besojë, që edhe nipërit e tij të mos kenë diçka. Ai është mësuar me idenë që ti do të jesh burri im i ardhshëm…
- Po ti mendon se unë duhet të jem burri yt?
- Si të duash, nuk ke shumë mundësi për të zgjedhur.
- Në ç'kuptim ma thua këtë?
- Këtu nuk ka asgjë enigmatike për të mos kuptuar.
- Çdo të thuash me këtë?
- Që ti duhet të jesh burri im…,përndyshe…
- Përndyshe çfarë? - pyeti Vrakoti tejet i nevrikosur.
- Pse ke pranuar të rrish sot me atë kurvën e qytetit tënd? – u shmang nga përgjigja bashkëfolësja.
- Atë mos e quaj kurvë, …madje mos e zë në gojë fare, se nuk ia vlen që ajo të dalë nga tingujt e zërit tënd.
- Si! Nuk qënka kurvë? U dashka të laj gojën kur të flas për të? A e di që unë do tia bëj gropën asaj? - tha ajo, sikur të ishte zgjuar nga një ëndërr xhelozie.
- Po pse, ç'të ka bërë ajo që ti, ti bësh gropën? Po lëre më mirë njëherë këtë muhabet dhe qetësohu. Do të iki deri në anën tjetër të qytetit, - gjeti mënyrën për të ikur Vrakoti. - se kemi për të porositur disa kurora për në varrimin e Vrimbarit.
- M'u shmange përsëri si herët e tjera, ëëë!? Po ta dish se nëqoftëse nuk do të jesh burri im…, i asaj kurrën e kurrës jo. Këtu do të jemi, dhe do ta shohim. - nguli këmbë tjetra më sy të zgurdulluar.
Vrakoti doli duke përplasur dyert nga pas. Nxixhipi nuk kishte lëvizur fare nga makina. Vrakoti ndjeu hapat e qenit "Pastor" të afroheshin.
- Të paskan zgjidhur ë, - i foli qenit duke e fërkuar te rrëzat e veshëve. - Më mirë je i lidhur, mor qerrata, se nuk ke përgjegjësi për ç'ka ndodh për rreth, se i lirë shumë të këqija ti m'veshin ty.
- Me qenin po flet? - foli Nxixhipi me të qeshur.
- Më mirë merresh vesh me qenin, se…
- U zutë? – pyeti Nxixhipi.
- Po dihet ajo…, po lëre më mirë fare. - foli Vrakoti i mendueshëm.
- Po pse dreqin u more me të? – dnte ti thonte, po preferoi më mirë heshtjen…
Roja hapi portën sa më shumë ishte e mundur, që makina mos të kishte vështirësi kur të dilte. Makina u nis me shpejtësi duke kaluar nëpër terrin e natës. Vrakoti hodhi sytë nga liqeni.
- Qënka një dritë e ndezur atje tej mbi sipërfaqen e liqenit. - tregoi me gisht Vrakoti.
- Duhet të jetë Kamerri që mbledh kufomat.
- Po si ka mundësi që ka dalë natën? Tash është ora njëmbëdhjetë e gjysëm e natës - tha Vrakoti.
- Duhet të ketë pikasur ndonjë gjë, se ndryshe nuk mund të shpjegohet.
- Po si mund ta bëjë këtë punë xhanëm? – pyeti më shumë veten Vrakoti.
Makina vazhdoi të largohej nga qyteti duke lënë mbrapa dhe Kamerrin me varkën e tij mbi liqen.
- Duket se nuk paska lëvizje sonte. - theu Nxixhipi heshtjen që kishte pasuar për një copë herë.
- Po të mendohesh një çikë…, një idjotizëm me okë është kjo lufta jonë! Duket sikur i kemi bërë ca lekë, por duket gjithmonë që nuk do ti gëzojmë. Vrasja e "Ujkut" e tregon më së miri këtë. Edhe lëvizjet tona, që nuk i bëjmë dot pa u armatosur mirë e mirë, janë një tjetër tregues për pasigurinë që na rrethon.

- Mos je duke dënuar veten  për çka ke bërë deri Tash? – tha Nxixhipi.

- Jo nuk jam penduar për çfarë kam bërë, por më duket se jemi kurdisur nga çimkjanët! Kur e filluam mendova se po i shërbeja popullit që nuk ka parë një ditë të bardhë deri më sot. Disa nga çimkjanët gjoja do të drejtonin njerëzit, që të mund të realizonin dëshirën për t'u udhëhequr në mënyrën e duhur drejt të ardhmes. Po kjo ishte vetëm ajo që ata thonin me gojë, se në të vërtetë ata na futën në luftë me njëri-tjetrin. Dhe ky duket të kishte qenë qëllimi kryesor i tyre,  krijimi i një mjegullnaje që bënte të mundur harrimin e një të kaluare të atyre që do të mbanin në duar pushtetin. Këta çimkjanë që na udhëheqin sot, janë pjellë e atyre që na kanë udhëhequr dje, në komunizëm, dhe jo pak syresh prej tyre janë po ato që ishin dje. Përkatësia e tyre politike është jo shenjë ideali, por thjeshtë një etiketë pa ngjyrë.Përkatësia e tyre e vërtetë është ruajtja e pozitave sunduese, pavarësisht se me çfarë çmimi e arrijnë atë…

- More do të ma thuash drejt për drejt se kush janë çimkjanët, se më vdiqe, - foli Nxixhipi me të përgjëruar.

- Politikanët janë … - tha ai. - ata që po e çojnë këtë popull drejt greminës.

- Politikanët? Ata që janë të veshur mirë e me kollare të ndryshme në qafë? E pamundur të jenë ata kaq të këqij sa i quan ti? E pamundur?

Vrakoti i hapi sytë për një moment nga Nxixhipi për të parë në e kishte me të tallur, por nuk dalloi asnjë gjë të tillë.

- Ore Nxixhip, të ishin ata aq të pamënd, që të tjerët ti lexonin aq kollaj, nuk ishin aty ku janë. Por duke qenë se janë shumë të zgjuar dhe dinakë, gëzojnë atë luks ku jetojnë. Ato hapën dyert e depove të armatimit, se e dinin që ne do të vraponim ti merrnim. Ata na lanë me armë në dorë, se e dinin që në marrosje e sipër ne do tia kthenim njëri-tjetrit grykën. Dhe vërtet ashtu ndodhi! Ne i gjujatëm njëri- tjetrit duke prishur çdo lloj harmonie që kishim deri para pak kohësh. Ne vramë dhe masakruam njëri-tjetrin, duke u bërë një nder afatgjatë çimkjanëve, pushtetin. Ata e dinë mirë, që pas pushtetit vjen paraja, dhe të dyja bashkë garantojnë lumturinë njerëzore, si e njeh njeriu atë…

- Më duket se po na ndjekin përsëri! - foli Nxixhipi duke e ndërprerë fjalën e Vrakotit.

Vrakoti pa në pasqyrat që shihnin mbrapa. Vërtet në fund të rrugës së drejtë ndriçonin fenerët e një makine. Vrakoti e ndali shpejtësinë duke i thënë Nxixhipit: Rri gati me automotikun të mbushur. Nëqoftëse do ta pikasim sadopak që e kanë me ne, do të ndal makinën me shpejtësi, dhe po kaq shpejt do të gjuajmë me armë në drejtim të tyre.

- Këtë "ushtrim" e kemi bërë edhe në stërvitjet e këtyre kohëve të fundit, ndaj mos u mërzit se nuk do të turbullohem. Këtë punë e bëj mirë të paktën…

Por pa e mbyllur mirë të treguarin, makina që e menduam si ndjekëse mori kthesën djathtas, në një rrugë dytësore. Makina e tyre çante errësirën duke iu afruar qytetit ku fallxhesha do t'ju tregonte të ardhmen me një filxhan kafeje. Të dy nuk po flisnin më. Mendjet e tyre po mbartnin brenda qetësinë e prishur përgjithnjë. Hamendësia se armiku i jetës së tyre gjendej kudo, në çdo kohë dhe vend, i bënte të mendoheshin gjatë…

*

*            *

…Sania i ra derës më fort, ndërsa pak sekonda më pas u dëgjua një zë burri nga brenda:

- Kush është?

- Jam unë, Sania, Sanie Hani, e jëma e Vrakotit.

- Ja një minutë se e hapa.

- Po hë moj Sanie, ç'e mirë të ka sjellë në këtë orë të natës?

- Mirëmbrëma Dali. Më fal që po vij në këtë orë të vonë, po desha të bisedoj pak me Anelën po të ma lejosh!

- Anela është në dhomën e saj, po ja ta thirr. - foli Daliu dhe u fut brenda për ta thirrur të bijën.

- Dil moj bijë se po të kërkojnë…. Edhe emrin ta kanë ndryshuar. Më duket sikur nuk je vajza ime më. - tha i jati tepër i mërzitur.

- Të lutem mos u mërzit baba. Kjo ishte hisja ime. – tha Anela dhe doli të takoje të jëmën e Vrakotit.

-Sikur të kishte marrë këtë vajzë për grua ndoshta s'do të ishte atje, mes vdekjes dhe…. - mendoi Sania, por mendimi iu pre nga zëri i ngrohtë i Anelës.

- Mirëmbrëma, nëna Sanie. - i foli Anela kur doli në koridor.

- Mirëmbrëma të keqen nëna. - i foli Sania me zë që i dridhej nga emocioni, sidomos kur dëgjoi ta thërriste «nënë».

- Kthehem shpejt. - u foli Anela prindërve, që ishin brenda në guzhinë, e patjetër që po bisedonin për ardhjen e papritur të Sanie Hanit.

- Anela të keqen… - foli Sania pasi u larguan pak nga rojet që ruanin hyrjen. Rojet e hyrjeve ishin vetë banorët e pallatit, që bënin roje dy e nga dy çdo natë, qysh se kishte filluar kjo luftë e mallkuar. - po më thuaj, ke kohë që nuk e ke takuar Vrakotin?

- Sot e kam takuar, nënë Sania. - foli Anela, duke përdorur fjalën "nënë" Tash që nuk po e dëgjonte tjetër njeri, me një ndjenjë ngrohtësie.

- Ishte këtu? - pyeti Sania dhe sytë iu fikën një çast, nga zhgënjimi që ndjeu kur mendoi se, i biri kishte qenë këtu dhe kishte ikur pa u takuar nënë e babë!

- Jo, nënë Sanie, mos u mërzit, - i foli Anela duke e fërkuar nga shpatullat, - ai nuk ka qenë këtu, se ndryshe nuk do të ikte pa ju takuar. Isha unë atje. Po, po, isha unë atje. Nuk mora parasysh asgjë dhe ika. Dashuria nuk njeh plumba, rreziqe, vdekje e të tjera të këqia, që sot i ndesh porsa del nga dera e shtëpisë…

- Po qënke guximtare, moj bijë. - foli Sania dhe sytë i kishte hapur sikur donte ta fuste brenda tyre Anelën. - Unë që jam e ëma nuk e mora dot guximin, që të shkoj në qytetin «X» dhe të takoj tim bir. Po nuk thonë kot; që dashuria kapton male. Po dashuria për njeriun e zemrës e kaloka edhe dashurinë e nënës. Kam pas dëgjuar të thonin, por Tash e besoj edhe vetë…

- E takova dhe qëndrova me të gjithë paraditen. Me shëndet ishte mirë, por…

- Çfarë por? – e ndërpreu Sania.

- Me mua nuk donte të vazhdonte më gjatë. Seç e frikësonte. E quante të mbyllur kapitullin e gëzimeve. Unë këmbëngula që të mos e braktisnim dashurinë për njëri-tjetrin, por ai…!

- Po nuk të sqaroi moj bijë, se cilat ishin arsyet e kësaj mërzitije që e kishte pllakosur?

- Nuk e di shumë qartë, u ndodha aty kur u vra edhe një shoku i tyre, që quhej "Ujku"… Për këtë arsye u ndamë pa u kuptuar fort mirë. - foli Anela, që nuk preferoi ti tregonte gjithë bisedën e bërë me Vrakotin. Anela sidomos u shmang nga thënia e pseudonimit të Vrakotit, nuk donte ta shqetësonte Sanien me të tilla gjëra. Në fund të fundit edhe vetë Vrakoti ishte i bindur që jeta e tij kishte marrë një të tillë drejtim, nga i cili ishte shumë e vështirë të ndaheshe.

- Diçka kishte dëgjuar edhe im shoq, Durimi…, por si duket ne jemi të mallkuar të vuajmë. Mallkim është, se nuk ka mundësi, që im bir, djalë i vetëm, t'u futet aventurave të

tilla. Ne si prindër kurrë nuk e kemi kërkuar të vrasë e të presë, që të na mundësojë ne një jetë më të mirë. Ne e kemi ditur që të tjerë prindër e kanë bërë një gjë të tillë, janë kënaqur me pasurinë e bërë duke vjedhur, plaçkitur, vrarë e duke bërë të tjera maskarallëqe që sjellin lekë. Ne e kemi bir të vetëm, e kemi dritën e syve, po si duket nuk ka ngelur gjë për të bërë ne. Shoqëria, të cilës ia dorëzuam të rritur, e pastë në qafë. Po kjo shoqëri ku jetojmë si duket e ka humbur ndjeshmërinë dhe nuk po merakoset për gjakun e ri, që po humb akoma pa u formuar si qenie…

Sania fliste dhe sytë i shkëlqenin. Jo nga gëzimi, por nga inati i pamundësisë për të ndryshuar gjërat. Shoqëria njerëzore i ngjan një trupi gjigand që përbëhet nga një pafundësi qelizash, të mos themi atomesh, ku çdonjëra prej tyre është e nevojshme. Dëmtimi i njërës, rrezikon jetën e të tjerave, duke nxitur një reaksion zinxhir, që shumë shpejt do të rrëzojë përdhe trupin, sado i fuqishëm që të jetë ai… - këto mendonte Sania, pasi i kishte thënë natën e mirë Anelës dhe po largohej për në shtëpinë e saj.

- Natën e mirë, Sanie. - përshëndetën rojet e hyrjes, por ajo nuk dëgjoi gjë. E humbur brenda vetvetes, nuk i përkiste më realitetit jetësor ku gjendej. Mundohej të analizonte deformimet e sjelljes njerëzore, duke u munduar të lehtësonte sado pak barrën e rëndë të fajit në shpirtin e sajë. Një “barrë”, që duhej të rëndonte më shumë në ndërgjegjet e pandjeshme të politikanëve, se për hirë të vërtetës kishin marrë përsipër rol udhëheqës, për të cilë edhe pagueshin. Po nuk gjente asnjë arsye që të shmangej nga ideja se, ato nuk ishin shkaku kryesor për të gjitha të këqiat që po vuante ky popull.

- Gjynah kjo grua e shkretë. Nuk na dëgjoi as përshëndetjen. - tha njëri nga rojet.

- I fiku i biri i tyre. - tha tjetri.

- Do tia vrasin djalin të zezës e do ti lënë burrë e grua si kërcu vetëm në shtëpi…

- Po pse ne prindërit e tjerë nuk kemi ngelur si kërcu nëpër shtëpira? – u hodh shoku, duke e ndërprerë folësin. - Edhe fëmijët tanë janë shpërndarë nëper botë duke na lënë vetëm e bash në moshën e pleqërisë, kur njeriu ka më shumë nevojë për dashurinë njerëzore. Si duket, po vjen koha; që s’ka çfarë ti qajë murra, kazisë.

- Eh, ashtu është. - psherëtiu shoku duke u kollitur nga një ftohmë e lehtë dhe me sytë nga Sania, që po humbiste në errësirën e natës së zezë.

*

*   *

- Ato u nisën për diku. - foli duke iu marrë fryma.

- E di nga kanë ikur. Më kanë thënë në mëngjes rastësisht. Po edhe pse nuk më thanë, unë e di se ku po shkojnë. - tha ai.

- Hë…, vëlla…, do ta realizosh vrasjen e tij apo jo?

- Sa e pamëshirshme që qenke moj motër?

- Do ta vrasësh apo jo? – foli prerë e motra.

- Sonte është nata e fundit e tij. Më në fund dëshira jote do të realizohet. Hipokrizia që; ajo që dëshiron ti, o do të jetë pronë vetëm e jotja, ose s’duhet të ekzistojë fare, do të triumfojë sonte… - foli i vëllai duke çuar nëpër mend fjalët e çimkjanit K: “Ky qënka i rrezikshëm edhe për ty”. - …kështu do të kënaqen të gjithë. - përfundoi ai.

- Për mua pak rëndësi kanë arsyet për të cilat ti do të eliminosh atë, por vetëm ideja që dëshirat e mija realizohen, sado të pakuptimta të jenë ato.
- Mirë o zemërgur, mirë. - foli i vëllai me të qeshur.
- Të të njëjtës fabrikë jemi. - ia ktheu ajo.
- Të të njëjtës fabrikë janë edhe vëllezërit e motrat e tjera, po janë tërësisht e kundërta jonë. - foli përsëri i vëllai.
- Lëri ata, ne jemi pjesa e kalbur e familjes, prandaj dhe na kanë bërë lanet…! - foli ajo ndërsa po largohej.

*

*       *

- Arritëm. - tha Nxixhipi. - Ky është pallati i saj. Ajo banon në katin e dytë. Ti rri këtu, ndërsa unë po shkoj lart ta thirr.
- Kush jeni ju? - dëgjoi Nxixhipi një zë nga shkallët e katit të tretë.
- Jam nga qyteti «X». kam ardhur të shoh një filxhan kafeje te fallxhesha. Ashtu e kam hallin.
- Mirë. Prit se po vij unë ta hap derën, - foli zëri nga lart. - Ti rri gati në shenjë se mos janë njerëz të këqinj. - i foli shokut të tij dhe zbriti poshtë.
- Ne jemi “rojet” e pallatit sonte, ndaj mos na u mërzit. E kemi vënë rregull që të mos hyjë asnjë në hyrje pa ia ditur qëllimin. Luftë i thonë, dhe më e keqja, luftë pa armiq. Luftë “të çmendurish” më mirë me thënë, ku s’dihet nga të vjen e keqja dhe për çfarë arsyeje. - foli njeriu që hapi portën e hekurit.
- Nuk ka nevojë për shpjegime, jo, kështu është bërë në të gjith qytetet. Tash jemi mësuar dhe nuk na bën përshtypj. - foli Nxixhipi duke mos e dhënë veten se kush ishte në të vërtetë. Armët i kishte lënë në makinë, për të shmangur ndonjë keqkuptim…
- Në katin e dytë e ke. - tregoi me gisht “roja”.
- E di, e di, se kemi qenë edhe herë të tjera. Ti je banor i ri këtu? - foli Nxixhipi me zë të ulur.
- Po banorë i ri jam. Vij nga fshati. Këto qytetarët, nga frika e kësaj lufte, po i shesin lirë shtëpitë e tyre. Unë përfitova nga kjo katrahure dhe e bleva. Qytetarët po lënë qytetin, fshatarët po lënë fshatin! Një dreq e di, se ç’përzierje po bëhet në këtë vend. “Turli” duket të jetë!
Fjalët e fundit që tha “roja”, Nxixhipi nuk i dëgjoi mirë nga që kishte filluar të ngjiste shkallët. Mbas disa çastesh, Nxixhipi doli në bordurën e hyrjes dhe i thirri Vrakotit:
- “Mëngjërash” hajde se u çua.
- “Mëngjërashi” i qytetit «X» duhet të jetë!? - pyetën “rojet” njëri-tjetrin me sy të hapur jashtë mase!
Vrakoti ngjiti shkallët me hapin e rëndë burrëror të tij. U fut në derën e hapur të katit të dytë dhe përshëndeti: mirëmbrëma zonjë!
- E mbylle makinën? - pyeti Nxixhipi.
- Armë ka gjithandej, s’kanë nevojë të marrin tonat. - foli Vrakoti duke buzëqeshur. - Po, po pate mundësi na shpejto punën shpejt, se na duhet të kthehemi sa më parë në qytetin «X». Sot na ka ndodhur diçka atje dhe na duhet të kthehemi sa më shpejt…

- Kanë vrarë “Ujkun”, saktësoi fallxhesha. – Sot televizionet dhe mjetet tjera të informacionit, bëjnë të mundur marrjen vesh shumë shpejt të lajmit që ndodh.

- Vrakoti, ndonëse u habit me mendjemrehtësinë e fallxheshës, nuk i dha shumë rëndësi kur mendoi se; ajo duhej ti dinte gjërat qysh pa ndodhur akoma.

- Fryj tre herë lugës së kafes. - i tha Vrakotit fallxhesha, duke ia afruar lugën e kafes pranë gojës.

Vrakoti i fryu tre herë siç e porositi ajo. Ndërsa fallxhesha po bënte kafen në një xhezve prej bakri e dekoruar gjithandej. Vrakoti i hodhi një sy ambientit ku jetonte fallxhesha. Divanet ishin fringo të ri, tapeti, perdet gjithashtu të reja. Po aroma e shtëpisë ishte po ajo karakteristikja e aromave të shtëpive të jevgjitëve. Vrakoti nuk e kishte pasur problem asnjëherë këtë erë të tyre. Ishte mësuar me të qysh i vogël, kur rrinte me fëmijë jevgjitë gjithë ditën duke luajtur. Madje Sania, e ëma, gjithnjë tallej me të duke i thënë: shko, o bir, rri te shtëpia e jevgjitëve, se atje të kam marrë. Vrakoti vuri lehtë buzën në të qeshur, ndërsa i kujtoheshin këto vogëlsira të fëmijërisë.

- Sa vjeç është? - pyeti Nxixhipin me të vogël.

- Dyzeteshtatë jam. – u përgjigj ajo, pë të treguar se ishte e vëmendëshme. - Këtë zanat e kam të trashëguar. Shumë nga ato që u kam thënë të tjerëve, u kanë dalë, ndaj mos u mërzit se nuk do të zhgënjej. Te unë vijnë e shohin të ardhmen e tyre dhe deputetë, e jo më njerëzit e tjerë. Të gjithë kanë dalë të kënaqur nga ato që u kam thënë unë.

- Duket nga mobiljet e reja që keni blerë. - foli Vrakoti duke hedhur shikimin nëpër dhomë.

- Kjo s’është kurrgjë…! Unë kam blerë shtëpi në kryeqytet me paret që kam mbledhur. Disa që hiqen si mirëbërës, dështojnë shpejt, se Zoti nuk preferon që të mirën ta bëjë me ndërmjetës. Unë u tregoj vetëm të ardhmen atyre që kanë guximin të dëgjojnë për të, se shumë i frikësohen asaj.

Kur tha «Zoti», përdori një ton aq të ngrohtë dhe të sigurtë, sikur po fliste për një që e takonte përditë. Kjo, për ti treguar atij që vinte për të parë të ardhmen, se nuk kishte nevojë për hamendësime të kota. «Zoti» ishte në anën e sajë, për sa kohë që kishte njerëz me ndërgjegje jo të qetë…

- Qënka dreqi vetë. - mendoi Vrakoti duke e përcjellë mendimin e tij me anë të mimikës te Nxixhipi. Nxixhipi e miratoi mendimin e Vrakotit po me kokë. Fallxhesha i pruri kafen për të pirë Vrakotit me një filxhan të bardhë me një fije me ngjyrë floriri në mes. Ishte «filxhani» orakull, ku në llumin e zi të kafesë, mendohej të ishte duke notuar enigma e një të ardhmeje.

- Dhe kjo më kishte mbetur pa bërë! Të pish kafe në orën një e gjysëm të natës! - foli Vrakoti me shikim nga shoku i tij, kur qetësia u prish nga një zë fëmije, që u dëgjua në dhomën përballë me fytyrën e Nxixhipit.

- Është duke qarë fëmija, duhet të jetë trembur. - tha ajo dhe u fut me shpejtësi në dhomë.

- Pse po qan fëmija? - pyeti ajo të shoqin.

- E kapa pick unë, që të vije këtu. Kush janë këto qyqarë në mes të natës? - ia ktheu i shoqi.

- U të shplaftë mortja, majmuni i dreqit. Gjithmonë ma bën kështu kur punoj natën. Të tregoj kur të ikin, …mirë! Tash mos më shqetëso më deri kur të kthehem...

Vrakoti e piu kafen jo pa menduar për aftësitë njerëzore, që mundësojnë deri shikimin e të ardhmes, në një filxhan kafeje. Fallxhesha pasi i lëvizi të mbeturat e kafes nëpër fundin e filxhanit, e ktheu atë në pjatën e tij, duke e derdhur atë pjesë që ishte e lëngshme. Pastaj e ktheu filxhanin mbi tavolinë, duke e lënë të lirë rënien e asaj që kishte mbetur në të.

- Për pak kohë bëhet gati për ta parë. - foli fallxhesha duke kuptuar padurimin e Vrakotit.

Vrakoti kishte vënë re,  që qysh nga fillimi, se fallxhesha i hidhte një shikim miqësor dhe të ngrohtë Nxixhipit.

- Duhet të ketë ardhur edhe herë të tjera. - mendoi me vete Vrakoti.

Fallxhesha mori filxhanin duke e sjellë nëpër duar, sikur bënte një lojë të mësuar përmendësh. Shprehjet pantomike vinin e iknin në portretin e saj, të imponuar nga ajo që shihej brenda atij filxhani. Në faqet e brendëshme të atij filxhani ishte e shkruar,e shkuara e tashmja dhe ajo që do të ndodhte…

- Ti je djalë i vetëm. - filloi të fliste fallxhesha. - Prindërit të janë martuar me dashuri. Në fillim prindërit nga mamaja nuk e pranuan dashurinë e vajzës së tyre, por më pas, të shtyrë nga ikja e vajzës, u detyruan ta pranojnë martesën e tyre. Për shumë kohë ata nuk lindën fëmijë. Por pas shumë vitesh, ata, do me thënë prindërit e tu, të sollën në jetë ty. Kur linde ti, edhe gratë e katundit me shami të bardhë në kokë, janë dehur me raki. Ata të rritën me dashuri e përkushtim. Yt atë punonte shumë. Ai ishte karrocier në ndërmarrjen bujqësore dhe merrej me transportin e prodhimeve nga magazinat deri te dyqanet. Ndërsa jot ëmë ka punuar si edukatore kopshti. Ah po, - foli fallxhesha, sikur u kujtua për diçka të harruar pa dashje, gjithmonë e përqëndruar te filxhani. - …se gati harrova. Yt atë punoi si karrocier vitet e fundit, para se të dilte në pension. Më parë kishte punuar magazinier në ndërmarrjen tregtare, por nga një ngatërresë që kishte bërë me drejtorin e ndërmarrrjes e kishin dënuar me punë në prodhim. Kështu dënoheshin në kohën e komunizmit njerëzit, kot fare. Thjeshtë se mund të kishte një mendim tjetër nga mentaliteti i kohës, dhe, dënimi më minimal ishte dënimi në prodhim,se nuk kanë qenë të pakta rastet që edhe janë pushkatuar…

- Vrakoti, jo u habit, por u çmend nga saktësia e thënieve të fallxheshës. E pamundur, - thonte me vete, - …e pamundur të shohë brenda filxhanit të tilla imtësi, e paimagjinueshme…!

…prindërit e tu u munduan të të japin një kulturë qytetare. Të çuan në kopësht, ku ti njohe qysh i vogël shoqërinë. Pastaj gjatë gjithë kohës së mëvonshme, ti nuk do të ndaheshe më kurrë nga shoqëria. Shpesh herë ti ikje në lumin që kishe pranë qytetin tënd, pa pyetur babanë dhe ai i binte kryq e tërthor bregut të lumit duke të kërkuar. Ai edhe të ka rrahur ndonjëherë, se nuk e përtypte dot idenë se ti mund të mbyteshe, e të mos jetoje. Vdekja jote do të thonte, mbyllja e derës së shtëpisë, dhe kjo është e rëndë për një shqiptar njëzetekatër karatësh. - foli paksa me të qeshur fallxhesha, por për çudi, pa që sytë e Vrakotit kishte lot.

- Ju po qani? – pyeti fallxhesha.

- Jo, jo, mund të vazhdoi. Vetëm se u mallëngjeva me këto që po thua. - foli Vrakoti,  që nuk po pyeste më veten për aftësitë e fallxheshës, por po përjetonte vitet e kaluara, që për çudi nuk e kishte ndjerë tjetër herë një peshë kaq të rëndë emocionale. Ju kujtua edhe hungurima e qenit në mëngjesin e kaluar, dhe kjo e çuditi. Pse duhej ti kujtohej ajo e lehur!

- Edhe pse e vështirë,  e bukur është kjo dreq jete. - mendoi Vrakoti, ndërsa fallxheshës i tha: - Vazhdoi ju lutem, vazhdoi të flisni.

Nxixhipi hapi sytë fort kur dëgjoi “Mëngjërashin” e frikshëm të fliste në atë mënyrë. Donte ti thonte diçka fallxheshës, por nuk arriti se tashmë ajo kishte filluar të fliste.

… Rritja juaj është bërë në mënyrë normale. - dëgjonte me vëmendje zërin e fallxheshës Vrakoti. – Ju në vitet e shkollës së mesme patët fatin e keq. Që të takoheni më një shoqëri jo të mirë. Ato isha ca gangsterucë, që po kacafyteshin për të bërë punë të këqia. Duke e ndjerë rrezikun për të ardhmen tënde, yt atë u detyrua t’ju çonte për të bërë shkollën në një fshat. Atje ai kishte njerëzit e tij, që do t’ju mundësonin juve shkollimin. Më

pas, ju mbaruat shkollën, dhe përsëri yt atë për të ndarë nga shoqëria e keqe, ndërhyri për t'ju çuar ushtar në kufi. Gjatë kësaj kohe ju donit një vajzë, emri i së cilës fillon me "A", në fakt duket edhe si "H" por në fakt është "A". Ju e donit shumë njëri-tjetrin, por fati nuk ju buzëqeshi…

- Qënka e tmerrshme kjo dreq fallxheshe! - mendoi Vrakoti.

…ushtria rastisi ta bëje në vitet nëntëdhjetë. Ishte koha kur komunizmi po jepte shpirt dhe shumë ushtarë dezertuan për në shtetet e huaja. Edhe ti ishe njeri prej tyre. Në vendin e huaj ku ju shkuat, filluat të punoni në mënyrë të ndershme, por pas disa vitesh patët fatin të takoje një kriminel. Emri i tij fillon me "H". Këtu vazhdoi dhe një kthesë e rrezikshme në jetën tënde… Ky të tregoi, duke të mbushur mendjen me lloj-lloj fjalësh, që mund të fitoje para me mënyra të tjera. Pasurimi i shpejtë, mendove se mund të të justifikonte mjetet dhe mënyrat me të cilat mund tia arrish. Ti nuk mund ti ikje më të shkuarës që të ndiqte nga pas, për asnjë arsye. Të këqiat të ndiqnin na pas. Edhe yt Atë, nuk mund të ushtronte pushtetin e tij mbi ty. Ti kishe dalë jashtë hije së prindërve. Njohja me këtë person me shkronjën "H", ndryshoi krejtësisht drejtimin e jetës tuaj. Filluat të merreshit me prostitucion, vrasje, grabitje e të tjera paudhësi, që të mundësojnë një pasurim të shpejtë. Por kjo është njëra anë e medaljes, ndërsa tjetra, pasojat që vijnë nga shkaku i këtyre veprimeve. Ti u burgose dhe rrezikoje vite të tëra burgu, por çuditërisht dole në vitin nëntëdhjetë e shtatë dhe u bëre aktor pjesëmarrës në të gjitha ndodhitë, që do të ndodhnin nga "ushtria e vogël" e lagjes "Qershia e egër". Dale ta shoh pak më mirë. Ky personi me gërmën "H", të është bërë si gjarpër dhe do të të hajë nga mbrapa. Këtu afër tij, ja e shikon, - i zgjaste para syve brendësinë e filxhanit fallxhesha, - …është një figurë femre. Emri i saj fillon me "A"...

- Haxhiu dhe Atropoja duhet të jenë. - mendoi Vrakoti, që nuk ishte kujtuar më parë shkronja "H", ngaqë ishte mësuar që Haxhiun ta thërriste shkurt; Xhiu.

**…kjo femra me gërmën "A", të është qepur nga mbrapa, dhe se ç'keni bërë një si biçim fejese…! Them kështu, nga që ti i ke kthyer shpinën dhe nuk do ta shikosh me sy. Po ajo të vjen rrotull dhe nga inati është shndërruar në një kucedër që do të të hajë. Me thanë të drejtën unë shoh edhe gjëra të tjera që ke bërë ti, po nuk po zgjatem dhe po përqëndrohem te e ardhmja…**

- Jo, jo më flit pak për të kaluarën. - e ndërpreu Vrakoti, që donte të sigurohej, që gjërat që po thonte fallxhesha i tregonte me të vërtetë filxhani i kafesë. Në fakt, ato që kishte thënë deri më tash, ishin të gjitha reale, siç i kishin ndodhur në jetë. Po Tash që po ia thonte fallxhesha, i dukej sikur po dëgjonte për jetën e dikujt tjetër, që çuditërisht mendonte se ai "dikushi", kishte bërë gabim, që e kishte stisur jetën e tij në atë mënyrë. Sidomos largimi nga prindërit dhe mos dëgjimi ndaj këshillave të tyre. Diku Vrakoti kishte lexuar se; të parët e shqiptarëve, Pellazgët, kishin mbijetuar si popull vetëm në sajë të dashurisë për prindërit. Perëndia i parë i shpirtrave të tyre, kishte qenë gjithmonë Ati, ose baba, siç jemi mësuar ta themi sot. Aleksandri i Madh, prijësi i famshëm i popujve Pellazgë, pasi pushtoi popujt në lindjen e largët, njërit nga këto popuj që vrisnin pleqtë e vjetër, i mësoi të respektonin prindërit e të mos e bënin më një të tillë gjë, se ishte barbare dhe nuk sillte qytetërim. Mos vallë në kohërat moderne, rëndësia dhe respekti për babën ishte i pa nevojshëm për njerëzit? Apo mos kjo është hapi i parë i humbjes së karakterit njerëzor te ne njerëzit e sotëm, që na pëlqen të quhemi modernë…!?

…po mirë, po të flas edhe pak për ato që ke bërë deri Tash, - foli fallxhesha që ishte mësuar edhe me të tillë klientë. Për fallxheshën kjo ishte punë, si gjithë profesionet e jera. -

Atëherë, - vazhdoi ajo, - të shtyrë nga ky personi me gërmën “H”, keni rrëmbyer një person femër për ti marrë të hollat. Atë e keni mbajtur të mbyllur për disa ditë dhe pastaj pasi keni marrë lekët e keni lëshuar. Por gjatë ditëve të rrëmbimit, ti ke bërë dashuri me këtë femrën dhe ajo e ka pasur shumë të vështirë të ndahej nga ti…

- Lëre më mirë fare dhe mos e zgjat më andej. - tha Vrakoti, që s’donte të dëgjonte më për përdhunimet, rrëmbimet, vrasjet e të tjera cene, që jo pa habi, po e bënin të ndjente neveri për veten.

…atëherë; doja t’ju thoja edhe që; mbi ju të gjithë, qëndron një re e zezë e madhe, që të jep përshtypjen e një gjigandi të shtrirë si te “Llamba e Aladnit”, ja shikoje vetë. - këmbëngulte ajo. - Në qendër të kësaj reje mezi duket një germë “Ç”, me të cilin fillon emri i gjigandit të shtrirë mbi ju…

- Çimkjanët! - psherëtiu me vete Vrakoti.

… ndërsa përsa i përket të ardhmes…, juve nuk ju kanë ngelur shumë mundësi dhe kohë. Shumë shpejt do t’ju vdesë një shok, ju rrini shumë me të…

- Më duket se tash gaboi. - u mat të fliste Vrakoti. Po fjalitë merrnin kuptimësi të ndryshme, ndaj dhe heshti për të dëgjuar dhe më.

… thashë do të vdesi, mos u nxitoni ju lutem. Kjo në mos pastë ndodhur, do të ndodhë shumë shpejt. Them; në pastë ndodhur për këto minutat e fundit…

Vrakoti, ndonëse nuk u habit, ndjeu një si keqardhje. Kjo ditë kishte qenë ndër më të gjatat e jetës së tij. Paraditen e kishte kaluar me të dashurën e zemrës, Anelën, kishte marrë vesh vrasjen e shokut të tij, Vrimbarit…, çimkjani, Atropoja…, me të vërtetë një ditë shumë e gjatë.

- Po kush mund të vdesë? – pyeti veten.

- Shikoj edhe një të plagosur, që do të vdesë dy-tri ditë, ose edhe pak më tepër, më pas…

- Do të ndodhë përnjëherë vrasja dhe plagosja? – e ndërpreu Nxixhipi që deri Tash nuk kishte hapur gojë.

…nuk jam shumë e qartë për ngjarjet që pritet të ndodhin shumë shpejt, por më duket, që të mos ju gënjej, se ndodh në të njëjtën kohë.

Nxixhipit iu kujtua makina që i kishte ndjekur dy herë, dhe të dy herët ishte shtirur për rastësi, dhe ndjeu një si marrje fryme, një si ankth. Vrakotit nuk i lëvizi asnjë muskul në fytyrë, ndaj Nxixhipi nuk bëri zë për këtë parandjenjë ogurzezë.

- Mendo diçka, një njeri, një dëshirë, diçka të tillë. - i tha fallxhesha Vrakotit duke shtypur fundi e filxhanit me mollzën e gishtit të madh.

- E mendova. - tha pas pak Vrakoti.

- Këto që ke menduar janë kokë më kokë duke biseduar. Diçka e keqe u ka rënë. Duan t’ju realizohet një dëshirë, po të gjitha rrugët i kanë të mbyllura. Kanë vënë duart në kokë dhe po thërrasin me sa kanë fuqi, por s’i dëgjon asnjeri, dhe ashtu vetëm do të qëndrojnë për një kohë të gjatë.

Vrakotit i dolën për së dyti herë lot dhe mendja donte të fluturonte për diku, po zëri i fallxheshës e ktheu përsëri te filxhani i kafes…

- Mund të mendosh edhe për dy dëshira të tjera. Kemi gjithsej tre mundësi.

- E mendova. - tha Vrakoti.

- Ky personi që keni menduar, - filloi të fliste fallxhesha pasi veproi si herën e parë duke hequr mollzën e gishtit të madh nga fundi i filxhanit, në të cilin kishte ushtruar shtypje. - ka zgjatur duart drejt teje duke vrapuar. Por ajo nuk mundet t’ju arrijë, se ju jeni shndëruar në zog, ndoshta në pëllumb, dhe po fluturoni lart.

Vrakotit iu tha pështyma në gojë, por nuk e dha veten.

- Mendo të fundit. - i propozoi ajo.

- E mendova dhe të fundit. - tha zvarrë-zvarrë fjalët pas një copë here, pasi figura e “pëllumbit” i kujtoi diçka për botën e përtejme…

- Kjo që keni menduar nuk të jep përshtypjen e një diçkaje të qartë. Duket pak a shumë si një natë e errët, ku nuk mundesh të dallosh asnjë objekt…! Unë kaq kisha për t’ju thënë…, nuk e di në ju kanë pëlqyer ato që ju thashë…, po kjo është ajo pjesë që juve dëshironit të dëgjoni?

- Faleminderit. - tha Vrakoti pasi u mendua një copë herë. - Faleminderit që më hapët sytë. Ti e meriton të jesh fallxheshë …, ndonëse në disa momente më folët me dykuptimësi. Unë i respektoj aftësitë tuaja të shikimit të ndodhive. Edhe njëherë, faleminderit. - i tha Vrakoti duke i lënë një top me para të panumëruara në duar.

- Po këto janë shumë - tha fallxhesha, duke kërkuar që tia kthente pas pjesën e pa merituar.

- Mbaj të gjitha se nuk më hyjnë më në punë…, nuk më shijojnë më si dikur. - foli Vrakoti dhe doli i pari jashtë duke i thënë; - “natën e mirë” fallxheshës.

- Natën e mirë. - i tha ajo me sy të habitur dhe pastaj shtoi me të vogël. - edhe brënda “Mëngjërashit” të frikshëm, paska thërrime njerëzore, ndërsa…

- Çimkjanët nuk dinë të egzistojnë të tilla - shtoi Nxixhipi, tashmë i dritësuar për rolin e tyre dinak.

- Kush janë çimkjanët? – pyeti fallxhesha.

- Natën e mirë…, o hallë, ndonëse nuk e kuptova pse e zgjate kaq shumë tregimin. Memorien e paske xham. Ato që të kam treguar…, i mbake mend për mrekulli. Po për të ardhmen pse dreqin fole ashtu, se na fute tmerrin. - tha Nxixhipi dhe doli me vrap për të arritur shokun e tij.

- Natën e mrë. - u tha Nxixhipi edhe “rojeve” që ruanin hyrjen e pallatit.

- Natën e mirë. - thanë ata me të marrur goje dhe me një qëndrim që tregonte jo frikë, po tmerr.

- U the gjë “rojeve”, që rrinin si të mpirë. - pyeti Nxixhipi Vrakotin kur hipi në makinë.

- Jo mor, s’u thashë as “natën e mirë”, se harrova. - u përgjigj Vrakoti pasi mori kthesën me makinë për t’u kthyer andej nga kishin ardhur.

*

*          *

- Po si mund të të zërë gjumi xhanëm! - foli Sania, pa u futur akoma mirë në dhomë.

- Nuk po fle moj grua, por po rri kot shtrirë. Hë e takove Anelën? – pyeti ai duke u ngritur.

- E takova. Fola me të. Më tha që e kishte takuar sot…

- Soot? - e ndërpreu Durimi.

- Po, sot. Kishte qenë në qytetin«X», dhe kishte qëndruar gjithë paraditen me të… të pata thënë që mos u fut mes çunit dhe asaj, se ata duhen marrëzisht…

- Po pse more, unë e paskam prishur këtë punë? Unë vetëm sa i kam thënë djalit, mendoje mirë kur të marrësh grua për të kaluar jetën, se këto të sotmet nuk udhëhiqen nga ndjenjat, por nga interesi për para.

- Po pse pak të duket kjo ty? Nuk thonë kot se; sa të mendohet i mënçuri, budallai ka kryer punë. Martesa, kur don ta bësh me mënçurinë e mendjes, të duket gati e pamundur! Ndërsa, kur fut në punë ndjenjat mendjetopitëse, martesa realizohet sa hap e mbyll sytë.

- Edhe mund ta kem unë fajin, por në asnjë çast nuk kam menduar që të hyjë midis tyre, si pyka në dru.

- Po shumë guximtare, mor burrë, të ikësh në mes të kësaj furtune me plumba, aq larg deri në qytetin" «X»…

- Po nuk thonë kot që; dashuria han kumbulla të tharta. - e ndërpreu Durimi për të ndryshuar atmosferën e bisedës.

- Durim, more burrë, seç do të ngjasë sonte. Nuk më zë vendi vend…

Ajo parandjente ndodhi të tmerrshme. Dhe a kishte më keq se të t'ë vritej fëmija. Dhe këtë zemra e nënës e ndjente kohë më parë se të ndodhte. Një lidhje e pashpjegueshme ndërmjet nënës dhe pjellës së sajë, lindte qysh herët, kur në botën e errët të barkut ngjizej jeta e ardhëshme. Edhe pse, me daljen nga barku, njeriu vazhdon shkëputjen nga nëna, prapë diçka mistike i mban të lidhur par tërë jetën. Madje thonë që kjo lidhje vazhdon edhe pas jetës që ne njohim për të vërtetë…

- Mos na ndill të keqe, moj grua. - i foli i shoqi, po më trego diçka nga ato që të ka treguar Anela.

Burrë e grua ia nisën e po bisedonin pa u kujtuar për gjumin, që gati ia kishin harruar emrin kohët e fundit!

*

* *

Vrakoti dhe Nxixhipi ishin futur në rrugën e drejtë, ku kishin parë me anë të pasqyrës dritat e makinës, që Nxixhipi e mendonte si ndjekëse të tyre.

- Diku larg në rrugën e drejtë Vrakotit iu duk se ishte një makinë në xhade. Në fakt kishte pasur të drejtë. Një makinë ishte në mesin e rrugës. Ishte ora tre e gjysëm e mëngjesit, dhe kjo makinë në mesin e xhades, sidomos nga vendosja tërthore e saj, nuk mund të ishte kurrën e kurrës një rastësi. Vrakoti dhe Nxixhipi nuk kishin si të mos iu shkonte mendja për një pritë të mundëshme.

- Më duket se ky është fundi jonë. - foli jo pa emocion Nxixhipi. Po çuditërisht goja nuk po i merrej. Pesha që mbante mbi shpatulla, të sharën "Jevg", sipas Nxixhipit, ishte ku e ku më e rëndë se vdekja. Ajo e sharë kishte qenë shtytësja e dytë pas varfërisë, që e kishin shtyrë të bëhej vrasës dhe ushtari i "ushtrisë së vogël" në lagjen "Qershia e egër". Për ato që ia di vlerën dinjitetit, vdekja i duket trëndafil…

- Dale mos u nxito, por automotikun mbaje gati. - i foli Vrakoti qetë, ndërkohë që të gjitha shqisat e perceptimit i kishte vënë në punë. Në fund të fundit, të jesh një "profesionist" në të tilla punë, të duhej qetësi, mprehtësi dhe jashtëzakonisht vigjilencë, pak a shumë si në çdo "zanat" tjetër. Tash makina dukej më qartë, por gjithsesi nuk u përqëndruan te dallimi i tipit të saj. Për një çast, Vrakoti luajti çelësin dhe lëshoi dritat e gjata. Duke qenë se drita ndriçoi jo vetëm makinën që ishte kryq në xhade, por edhe matanë asaj, Nxixhipi dalloi një makinë ushtrie të tipit "CHEVROLET".

- Makina e Xhiut më duket. - foli Nxixhipi duke drejtuar gishtin tregues për nga drejtimi i saj.

- Ajo është. - foli Vrakoti. Duket nga ajo e bardha e stukos te dera që stukoi para disa ditësh.

- Ah, po, atë pjesën e derës që e fërkoi te shtyllat e portës, te “vila repart”. Po pse të ketë dalë xhanëm? Mos na kanë bërë kurth? Mos…

- Hapi krahët vdekje, se erdhëm. - bërtiti Vrakoti, ndërsa u mundua të nxirrte me të majtën e tij të pagabueshme pistoletën…

- Por çdo gjë ishte e kotë. Ndonëse avash, makina e tyre ishte afruar gati shtatëdhjetë metra afër. Në të vërtetë makina nuk kishte qenë kot në atë mënyrë, por e menduar mirë, nga që ata që priteshin për të ardhur patjetër që do ta ngadalësonin shpejtësinë, për të pikasur ndonjë shenjë brenda saj.

Breshëri automotiku u zbrazën nga të gjitha krahët.

- Na vrau Xhiu, “Mëngjërash”, na vrau. Ti je djali i vetëm, pa unë kam një kompani, para dhe mbrapa, këto tha Nxixhipi dhe u hodh sipër Vrakotit për ta mbrojtur sa ishte e mundur…

Breshëritë vazhduan për një copë herë derisa dikush tha: - Mos gjuani më. Mjaft…,mjaft u thashë, se nuk janë miza që të mos kapen nga gjithë këto plumba…

Vrakotin e lëshuan forcat. U mundua të hapte sytë e të shikonte po e kishte të pamundur. Plumbat kishin dëmtuar edhe sistemin elektrik të makinës. Nata sundonte gjithandej. Dëgjoi ca zëra që po largoheshin, pastaj…, qetësi e plotë. Ndjeu të humbej, siç humbnin devetë me ngarkesë në gropat e rërës në Sahara. U mundua përsëri të hapte sytë, por përsëri nuk mundi. Koka e Nxixhipit ishte sipër të tijs, kur nga buzët e tij, dolëm disa tinguj: - i re pikës hallë, kësaj here qëllove në shenjë. Na vranë vërtet…

Vrakoti ndonëse nuk mundi ti kuptonte ato që tha Nxixhipi, dalloi se fjalët dolën nga goja e tij pa ngecur gëk-mëk… Pas këtij momenti Vrakoti humbi në errësirën e ndërgjegjes së tij…

*

* *

Ndonëse nuk e dëshironte, Hamit Nuriu bëri çfarë i tha Haxhi Dushku, “komandanti” i “ushtrisë së vogël” në lagjen “Qershia e egër”. Rrugës për në varreza makina që mbante arkivolin rrethohej nga djemtë “ushtarakë” të “ushtrisë së vogël” në qytetin” «X».

Fjala që krahu i djathtë i Haxhi Dushkut ishte plagosur rëndë, pas mesnate duke u gdhirë dita e varrimit të “Ujkut”, kishte marrë dhenë. Të gjithë prisnin që në sytë e Xhiut të shiheshin lot. Dikujt, që kish guxuar ta shikonte gjatë në fytyrë, Xhiu i kishte thënë: - nuk loton Xhiu jo, edhe sikur bota të rrokulliset në skëterrë.

E kishin pyetur Xhiun se, pse nuk kishte shkuar nga shtëpia e Nxixhipit për ngushëllim!

- “Jevgu” mori atë që meritoi, sepse iu ngrit palla më tepër seç duhet…, pastaj përse duhet të marr pjesë në ceremoninë mortore të “Jevgut”, kur ai s’do të ketë mundësi të vijë në ceremoninë e varrimit tim. - kishte shtuar me një qeshje ironike. Në fakt Haxhi Dushku nuk ishte aq i qetë sa hiqej. Mendimi se “Mëngjërashi” mund tia hidhte, e bënte që herë pas here të bëhej nervoz. Kishte çaste, që i dukej sikur Vrakoti ishte shëndoshë e mirë dhe po përpiqej të kundërpërgjigjej e ta zinte në befasi. I dukej sikur e majta e tij e pa gabueshme po shënonte me pistoletë në ballin e tij. Nuk e kishte menduar që figura e Vrakotit do ta “bezdiste” kaq gjatë ndërgjegje, sidomos, pas gjithë atyre plumbave të shkrehur mbi trupin e tij.

Në kohën kur trupin e “Ujkut” e futën në gropën e hapur majë një kodrine të vogël, enkas për figurën e tij prej të forti të rrugës, “Ushtarët” bënë qitje me breshëri.

- Do ta marrim hakun së shpejti, foli më ton kërcënues Haxhi Dushku.

- Jo, o tinzarë, ti s’mund tia marrësh hakun. Fytyra jote prej dhelpre nuk të tregon të vërtetën, sado të përpiqesh. Ti na i more fëmijtë në qafë. - fliste me vete i jati i Vrimbarit, Hamit Nuriu, që në të vërtetë donte tia plaste në fytyrë, por nuk denjoi ta bënte, duke qenë se me këtë nuk do të kthente dot ngjarjet mbrapsht.

Mbas ceremonisë së varrimit njerëzit e pranishëm u dhanë dorën prindërve të “Ujkut”, duke i lënë qysh në atë moment vetëm dhe pa përkrahje…

*

*     *

- Hë, moj zonjë, u kënaqe? – e pyeti i vëllai me të qeshur.

- Kujtova vërtet se do të kënaqesha, por më duket se nuk është krejtësisht ashtu. - ia ktheu e motra.

- Si, ti nuk qënke e kënaqur? – pyeti i habitur.

- Jo aq sa e mendoja. - tha ajo mendueshëm.

- Po si e kishe menduar, moj budallaçkë. - i tha ai jo pa inat.

- Kur ai erdhi në fillim, unë u shashtisa nga bukuria e tij fizike. Jo vetëm unë, por edhe shumë femra të tjera ranë në dashuri me këtë djalë simpatik. Por unë pata fatin të rrija pranë tij, kuptohet falë teje…!

- Po pse, moj fyçkë, unë e prura këtu që të dashurohesh ti me të? – e ndërpreu ai.

- Eh dhe ti Tash ku e nxjerr muhabetin. - i foli e motra duke u llastuar. Më pas duke menduar se ky ishte rasti i fundit që do të kishte mundësi të bënte muhabet me të vëllain rreth kësaj teme tha:

- Unë i kam hyrë vetë në shtrat “Mëngjërashit”.

- Si, ti i ke hyrë në shtrat vetë “Mëngjërashit”?

- Po, unë hyra në shtratin e tij vetë, madje ai pranoi se unë isha virgjëreshë që ti të mos më bëje keq mua…!

- Si, ti nuk ke qenë e virgjër?

- Jo, nuk kam qenë e virgjër. Dhe kjo është ajo që më mërzit më shumë, fakti që ai nuk mendoi fare për vete…! Ai ishte, ose më mirë është një djalë me norma, meqë nuk ka dhënë shpirt akoma…!

- Çfarë thua moj, je në vete? Jo se ti ishe shkaku kryesor që i gjuajta për ta vrarë atë, - i shmangej emrit të tij i vëllai. – po pse duhej të gënjeje moj shtrigë dreqi? Po më vjen keq, që mendova se në këtë mënyrë do të vija edhe nderin në vend. Ai po ndahej nga ti, dhe kjo nuk do të ishte e lehtë për mua!

- Po unë nuk isha për atë djalë. Ai jo vetëm që është një bukurosh që dashurohej nga shumë të tjera, por ka edhe një zgjuarsi të admirueshme…! Nuk e kuptova asnjëherë pse kishte nisur këtë rrugë…!

- Moj e di ç’po flet ti apo jo? - u hakërrua i vëllai. Unë nuk pyes se të ka bërë ime më, por të fus një plumb në gojë që ta mbyllësh përgjithmonë.

- Unë e di që ty s'të dridhet dora para asgjëje, por nuk mund ta mbaj këtu brenda atë që më mundon. Sa të qetësohen punët, dhe të pushojë kjo luftë e mallkuar që shkatërron njerëzinë, do të iki e do të futem vetë në burg….

- Je në vetë moj? A e di se ç'po thua?

- Po e di, e di mirë, ndaj nuk më bëhet vonë për asgjë.

- Epo me që nuk t'u bëka vonë për asgjë, do të ta lehtësoj unë punën…, - foli i vëllai dhe doli me nerva nga dhoma.

Ajo shpërtheu në të qarë, ndërsa po luante me gishtërinjtë një varëse qafe, ku ishte shkruar: "Me respekt për Atropon, nga V…".

- Asnjëherë s'më dashuroi me gjithë shpirt…! - mendoi me vete!

*

*        *

- Erdhe më në fund? – foli me të qeshur çimkjani D.

- Po. - iu përgjigj çimkjani K.

- Vdiq?

-Jo akoma, por drejt asaj rruge është.

- Asaj rruge jemi edhe ne, po me atë ç'u bë?

- Ne s'do të vdesim i dashur, - u përgjigj çimkjani K duke trokitur gotat. Paskan ardhur dhe shumë fytyra të reja ? – tha pas pak.

- Epo koktej i ka këto!

- Ah po, ke të drejtë. Në koktejtë që bëhen kohët e fundit, kanë filluar të vijnë edhe figura të reja. Po në përgjithësi janë pinjollët e atyre që kanë qenë. Kot nuk thonë që: "Ai që ka qenë, do të jetë përsëri."

- Në fakt, pak a shumë kështu është. Në një farë mënyre po ai "gjak" është, ndonëse në trupa të rinj.

- Po merreni me thashetheme? – Hyri në bisedë çimkjani N.

- Jo mor, por po bisedoim gjëra fare të parëndësishme. Pritet të vdesë një nga ato "sarhoshat", që u duket vetja trima. - u shpreh çimkjani D.

- Çfarë lesh trimash janë ato, mor aman. - foli duke qeshur çimkjani N. – Trimat e kanë vendin te toka, finokët janë të përjetshëm. Dhe finokëria…, ku do të ishte më e priveligjuar se në mendjet tona!?

- Ke të drejtë, i dashur, - u dëgjua zëri i hollë i një çimkjani tjetër. - mendjet tona duhet të respektohen për këtë. Madje duhet të ankohemi që rehatlliku jonë nuk është në lartësinë e duhur!

- Pse jo? - ndërhyri një tjetër zë i gjinisë femërore.

- Ah, ju po. Ju duhet të ankoheni, se vërtetë jeni në hall. – ju kthye një i pranishëm çimkjanes që foli, duke qeshur nën hundë.

- Lëri nënqeshjet ti shëmtaraq, se e di pastaj! – iu kthye çimkjanja.

- Ishte i fortë krevati mbrëmë? – pyeti ai gjithë dinakëri.

- Uh provincial injorant. Vetëm me thashe-theme merresh. – foli çimkjanja dhe më pas u afrua te një tjetër kolege femër, duke i thënë fare pranë veshit:

- Hajde dalim, se nuk rrihet me këto llafazanë injorantë. Ngaqë nuk kanë shance për të bërë gjë vetë, shohin se me kë e bëjmë ne. Bodigardi im është shumë i fortë në sex, edhe burri im e ka pranuar këtë, ndërsa ky miush pa qime më hap sytë…

- Po ku të ikim? – foli tjetra.
- Ikim në ndonjë  butik, në zonën “bllokut”.
- Më mirë ikim të bëjmë ca “masazh” fytyre. Këto ditë kam që e zënë me ca intervista nëpër televizione të ndryshme, dhe nuk kam pasur kohë për të kaluar andej.
- Për ç’farë “teme” fole? – pyeti shoqja.
- “ Mbi trajtimin human të fëmijëve pa prindër”…, thonë se kam lënë përshtypje të mirë në popull. – u përgjigj çimkjanja, duke fërkuar qafën e gjatë gjthë delikatesë
- Ndonëse nuk të kam parë, nuk ta kam merakun për aftësitë prozaike që ke… epo mirë, ikim për masazh, po mos tia mbajmë nga rruga “Dëshmorët e Kombit”, se është mbushur me lypsa…!
- Ke të drejtë. Apo nuk u vjen një erë shumë e qelbur. Të bllokohen hundët kur të vijnë pranë. - foli tjetra dhe u nisën për të dalë.

Çimkjanët as që i vunë re koleget kur ikën, të zënë në bisedë ato po flisnin paksa me zë të lartë…

- More keni dëgjuar ju se na ka dalë një biçim letërshkruesi, që na i vika keq për popullin e varfër? – u dëgjua përsëri zëri i hollë, pasi çimkjanet u larguan nga salla.
- Po kush po e çan trapin për shkruesat. - u hodh çimkjani K. - Ne mund të bëjmë që edhe Zotit ti bëhet jeta e mërzitëshme, e jo më një shkruesi që s’ka bukë të hajë.
- Ah…, këtu e keni gabim. Më duhet t’ju kundërshtoj në këtë pikë. Fodullëku dhe moskokëçarja jonë, nuk duhet asnjëherë të tregohet e pandjeshme përballë fuqisë dhe guximit të mendjeve, që janë lindur për të shkruar të vërtetat e kësaj bote. Ne duhet ti afrojmë ato, ti joshim me detyra e para, se vetëm kështu mund ti bëjmë të pandjeshëm dhe rrjedhimisht të padëmshëm…
- Ti do të thuash që duhet ti marrim me të mira, duke i llastuar? – pyeti një çimkjan tjetër duke e ndërprerë shokun. - Pra paraja, dhjamos mendjen  dhe e bën joprodhuese Rehatlliku të vë në gjumë shqisat. Ja, të marrin te ne një shembull. Kur iu futëm politikës në fillim, mendonim se do t’u shërbenim idealeve. Mundohuni të ktheheni pak mbrapa në kohë, mundohuni, mundohuni. Fenomeni i përshtatjes ndodh edhe te ne. E di që e keni shumë të vështirë, se nuk është e lehtë të largohesh nga rehatlliku. Por është jetësore për ne, që të mund të kuptojmë se si mund ta shmangim rrezikshmërinë e shkruesit.
- Jam shumë dakort me ju i nderuar. Këto e mendova qysh në fillim, kur kuptova fuqinë e mendjes së tij, por ai nuk do tia dijë. - foli me ton ankues përsëri zëri i hollë.
- Si nuk do tia dijë? - pyeti çimkjani D.
- Po ja, i kemi afruar punë të mirë, kushte më të mira jetese, deri edhe para kesh i kemi folur, por ai…
- Nuk do tia dijë? - e ndërpreu zërin e hollë.
- Jo nuk do tia dijë për asgjë që na kënaq ne dhe pjesën më të madhe të njerëzorëve.
- Ka fëmijë? - pyeti një zë tjetër.
- Po, ka.
- Atëherë kjo punë qënka e zgjidhur. - foli i lehtësuar çimkjani D.
- Jo i dashur, ai nuk do tia dijë edhe për këtë gjë. Vetë ai, është larguar nga gëzimet njerëzore, duke i quajtur krejt të kota dhe të pavlera. Ndërsa fëmijët thotë se:
- “Do ti bëjë bari me dele, që të rrinë sa më larg intrigave njerëzore, absurditetit kokëshkëmb. Kuvendimi me Kreshnikët shpirtërorë që popullonin malet dikur, lodrimi me Zanat fustanargjend, shtrirja e shikimit larg në horizontin blu, është shumë më fisnike se futja në vallen e pakuptimtë të egërsisë njerëzore. Do të rikthehemi në gjirin e natyrës, vetëm aty do të gjejmë paqen shpirtërore”.
- Po ku jeton ky letërshkrues? - pyeti përsëri çimkjani D.

- Në mal, atje është një fshat që dikur kishte qenë një qytet me zë. Atje jeton pa çarë kokën fare për teknologjinë e re moderne. As për luksin e sotëm nuk don tia dijë. Vishet ashtu,  siç janë veshur tradicionalisht ajo zonë, me rrobat e traditës. Madje mban edhe qeleshe. Ndërsa mustaqet si të shqiptarëve të hershëm i ka, vesh më vesh…

- He dreqi e mori, - e ndërpreu përsëri folësin çimkjani D. - ky qënka vërtet i rrezikshëm. I qëndron larg me vetëdije rehatllikut, qënka vërtet i zgjuar. Dhe kjo “mënçuria”, si gjithmonë nuk do tia dijë për trupat ku hyn. Ajo ndriçon magjishëm si në mal, në kodër dhe fushë.

- Mos u mërzitni se ia gjej unë ilaçin atij. - ndërhyri çimkjani K.

- Jo, në asnjë mënyrë ai nuk duhet të vritet, - ia ktheu çimkjani D. - ai i vdekur na prish më shumë punë… do të kthehej në hero. Pastaj, vërtetë të huajt na e kanë mundësuar pushtetin, po ata nuk janë dakort që të vriten shkrimtarët. Jo se ata i duan, po atyre përvoja u ka treguar se jeta e shkrimtarëve nuk duhet të preket. Vrasja e një shkrimtari kthehet në një vetvrasje. Ata, shkrimtarët e vërtetë, edhe nga kohërat nuk kanë frikë, se ata vijnë për të mos ikur më kurrë. Dhe të huajt e dinë mirë këtë…! Dhe ne pra, s’duhet kurrsesi të acarojmë marrdhëniet me ata që na ndimojnë të kemi në duart tona pushtetin. Se ju e dini që në vendin tonë asgjë nuk prodhohet. Jemi të varur kokë e këmbë te të huajt. Dhe ato nuk e kanë problem se kush është në krye të shtetit këtu te ne, mund të na rrëzojnë nga lartësia ku kemi hypur me një të fryrë zeusiane.

- Më thënë të drejtën, unë kam menduar se mund të na rrëzojë populli. Duke qenë se rrijmë mbi shpatulla të tij, kam menduar se kurdo që atij ti duket pesha e rëndë, mund të na përplasi përtokë. - foli një nga çimkjanët e rinj, që i futur në një kostum të ngrirë, dukej si ndonjë dordalec arash.

- Çfarë populli more, ky? Ky që ne ia kemi bërë mendjen sallatë dhe nuk i jep karar vetes të kuptojë, se kush është gomari, e kush është samari? - ndërhyri në bisedë një flokëthinjur. – Ku mundet ky popull që të kuptojë marifetet tona të holla. Ne e kemi vënë mendjen e tyre para këmbëve tona, si top futbolli dhe ia pasojmë njëri-tjetrit duke luajtur pafundësisht me të. I dënuar me fatalitetin e të përulurit, nuk mund të dallojë edhe rëndësinë e shkrimtarit të vet, për të cilin folëm më parë. Ai do të ishte e vetmja rrugë për të kuptuar rolin e vetvetes në gjithë këtë tragjikomedi të jetës njerëzore. Vetëm brezat që do të pasojnë, do mund të shohin me qartësi rrugën ku donte ti çonte biri i tij i vërtetë, shkrimtari mustaqekreshnik. Po në fund të fundit, përse duhet ti dijë shumë gjëra populli, kjo kope që endet qorrazi në fushat e kotësisë njerëzore?

- Ke të drejtë. - u fut një tjetër në bisedë. - Rehatlliku, u bë armiku kryesor i degradimit të shoqërisë athinase në kohët klasike. Prandaj “kopeja” popull duhet të vuajë, se kështu nuk do të degradojë dhe të mos kuptojë vlerën e vërtetë të jetës. Kurse ne jemi lindur për të sunduar…, ne jemi lindur për të shijuar mëkatet që i shpikëm vetë si të tilla, ha…, haaaaa…, - qeshte personi që foli dhe fërkonte barkun, që i kishte deformuar keqas trupin, i cili, hidhte hije dyshimi te vërtetësia e forcave tërheqëse t’ë tokës.

- Ore, deri Tash e shtymë si e shtymë,  gënjyem sa mundëm për të mbrojtur pushtetin tonë, - ndërhyri një tjetër zë. - po këtej e tutje si do të bëjmë? Shumë syresh po e kuptojnë të vertetën e realitetit njerëzor dhe shumë shpejt nuk do të pranojnë që ne të jemi në krye…

- Në fakt, edhe nuk mund të bëhet fjalë vetëm për ne, që po udhëheqim aktualisht në këtë vend. Po me çfarë po shikohet, duke u rritur shkalla e intelegjencës njerëzore, ka për t’u krijuar një tronditje në të gjithë Tokën. Erëra të reja priten të fryjnë gjithandej. Dhe kjo për arsyen e thjeshtë, se të gjithë mendojmë se mund ta bëjmë artin e të udhëhequrit. - u fut një zë tjetër në lojën e muhabetit, duke ndërprerë shokun me tonin e tij bariton.

- Po kjo nuk vlen për popullin tonë, populli ynë fle gjumë dhe nuk do tia dijë për të tilla gjëra kaq pa “vlerë”. - foli çimkjani D, pastaj shtoi, - Kurse sa për botën, ato do ta gjejnë zgjidhjen…, dihet sesi!

- Po si do të veprojnë, se unë nuk mund ta imagjinoj dot të ardhmen. - pyeti një zë.

- Do të djegin bibliotekën e “Aleksandrisë”, vetëm kështu mund të gjejnë një arsye tjetër për të jetuar dhe kjo s’është hera e parë që ndodh. - u përgjigj çimkjani D.

- Të gjithë u shtangën. Nuk kuptuan se ç’donte të thonte çimkjani D. Lëre pastaj se shumica as nuk e dinin se çfarë rëndësie kishte pasur biblioteka e Aleksandrisë! Koncepti i të bërit politikë në këtë vend, nuk ishte ai që të tjerët kishin për politikën. Njëmijë e një shpërfytyrime të personalitetit dhe të qënies njeri, kishte koncepti i politikanit, për çimkjanët. Dhe e vërteta ishte se ato i gëzonin të gjitha këto cilësi, që të mund të sundonin pa kokëçarje. Edhe një fëmijë në një emision televiziv, mund të bënte shumë lehtë një test të shkallës së njohurive të tyre, dhe patjetër që do të zhgënjehej pafundësisht. Madje mund të merrte frikë, që të rritej e të bënte profesionin e politikanit. Sikur thjeshtë fare të hidhte një pyetje në mes të çimkjanëve, pa dallimin sipërfaqësor të “ngjyrës”, për shembull: “Kush e shpiku llampën elektrike”? Të gjithë do të shikonin me habi njëri-tjetrin dhe nuk do të mund të kthenin përgjigje…

- O çimkjanë, - bërtiti një zë nga fundi i sallës. - do fati jonë mos ti bie mendja këtij populli te “Ostrakizmi”, se atëherë na mori lumi ne!

- Çfarë sëmundje është kjo? - pyeti zëri bariton nga mesi i sallës.

*

*    *

- Ku jam? Pse përpëlitem kështu? Po përpiqem të dal nga trupi burg? Ah çfarë livadhesh të bukura. Lule shumëngjyrëshe paska gjithandej. Këto janë fushat e Elizeut ? Çfarë mrekullie!

- Vrakot, Vrakot! - dëgjoi një zë të ngrohtë. Pastaj ndjeu dorën mbi ballë. Një dorë e butë që kundërmonte era nënë. Ndjeu të njëtë aromë, që kishte ndjerë para se të vinte në këtë botë. Ajo aromë, që e kishte shoqëruar në botën e errët po jetëdhënëse të brendësisë së nënës. Idukej se ishte kthyer aty ku e kishte nisur. U ndje si në shtëpinë e tij të humbur prej shumë vitesh. Ju duk vetja i sigurtë brenda atyre mureve të rigjetura. Ai po notonte në turbullirën midis jetës dhe vdekjes.

- Nënë. - bërtiti fort me sa kishte në kokë.

Por nëna nuk po dëgjonte. Ajo kishte vënë veshin te buzët e thara të djalit, që të dëgjonte ndonjë tingull, por asgjë nuk dilte që andej. Buzët e thara lëviznin trishtueshëm.

- Fol bir, fole një fjalë. - i lutej nëna me sy që i lotonin pambarimisht.

- Mos grua, mos hyj në gjynah me çunin. Të shikon duke qarë dhe e mundon kot së koti. E kupton që e ka të vështirë ta hedhë me gjithë këto plagë që ka në trup?

- Durim, more burrë, më lër tia dëgjoj një fjalë tim biri. Vetëm një fjalë të më thotë, pastaj le të iki, të iki e të jetë i qetë. Të jetë larg kësaj bote të mbledhur kruspull në të keqe.

- Jo, nëna Sanie, mos fol kështu. - i tha me të vogël Anela te veshi.

- Mirë, nusja e nënës, mirë. Do ta mbaj nëna veten. - foli Sania pa ia ndarë sytë të birit. Kishte dyzet e tetë orë mbi kokën e të birit pa iu “trembur” syri nga gjumi. Edhe tërë jetën do të rrinte ashtu, me sy të hapura vetëm i biri mos të ikte nga kjo jetë, të paktën pa lënë një fëmijë. Po edhe sikur ta linte këtë fëmijë, vallë, fëmija do të gëzohej në këtë Botë?

Nëna ndodhej në mes të dy udhëve që luftonin përjetësisht me njëra-tjetrën, qënia dhe mosqënia. “Të jesh, apo të mos jesh” kjo thënie proverbiale bënte një lojë të pamëshirshme në mendjen e Sanies, nënës së “Mëngjërashit” që dukej se po jepte shpirt.

- Çfarë fati që kishte pasur, moj bijë. E takove në momentet e fundit…

- E takova dhe u kënaqa me të. - foli Anela me zë të ulët, ngaqë kishin dalë në koridorin që kishte lëvizje.

- Si u kënaqe? - e pyeti Sania me sy që tregonin ankth.

- Bëra dashuri me të. Ndoshta edhe mund të kem mbetur shtatzënë, nuk i dihet…!

- Po më ngroh zemrën të keqen nëna, të jetë e vërtetë kjo thua?

- Nuk e di, po në qoftë se është e vërtetë edhe vetë do jem e lumtur. Edhe sikur të ndodhë më e keqja…, - s’desh të përmendte vdekjen e të dashurit ajo, - unë nuk martohem më. Do të rrij me fëmijën e atij që desha. Në fund të fundit janë këto pak gjëra që ia vlen që jeta të jetohet. Apo jo? – iu kthye Sanies.

- Po të keqen nëna, do të mbaj si bijën time.

- Hë si duket? – e pyeti Sania të shoqin kur ky doli te dera.

- S’di çfarë të them, por më duket se nuk mundet ta kalojë. Doktorët janë habitur se si e ka shtyrë kaq gjatë.

- Paska qenë trup shumë i fortë, sidomos zemrën e paska pasur gur. – dëgjova ti thonin njëri-tjetrit.

Anela që nuk dyshonte fare për këtë, iu kujtua hera e fundit kur ai kishte bërë seks mrekullisht me të. Sa bukur që e bënte atë akt natyror! Ndonëse seksi është në shumë raste një detyrë që duhet bërë, ose instikt seksual i lindur bashkë me njeriun, Vrakoti e kthente në art. Anela kujtohej që, kur rrinte me të në momentet e magjishme të aktit seksual, nuk ekzistonte asgjë përveç atyre të dyve. Ishin momente kryesore, çaste të mistershme që nuk kishte njeri ti shpjegonte. Kur kishin diskutuar një herë për këto ndjesi, dhe se si mund të shpjegonin ato, ai i kishte treguar një histori të hershme, që kishte ndodhur në kohën e Luftës së Dytë Botërore në një fshat:

«… ushtarët italianë akoma nuk kishin ikur nga vendi. Ndodhi që njëri nga ushtarët ra në dashuri me një nuse të re, në një fshat që ishte fare pranë me repartin e tyre. Gruaja jo vetëm që ishte e re, por edhe shumë e bukur. Ushtari kishte mundur të dallonte poshtë atyre rrobave tradicionale dhe të vjetra njëkohësisht, trupin e saj të hedhur. Vithet në rrugën me kalldrëm të burimit, bënin një lëvizje epshndjellëse, që e nxitnin hamendësime nga më të çuditshmet ushtarit. Gjendja në mendjen e ushtarit arriti gjerë aty, sa ai harroi luftën, për të cilën kishte kaluar Adriatikun, harroi idealet fashiste, vendin e tij, deri edhe veten. Ai shashtiste për orë të tëra, dhe largohej nga realiteti i përditshëm, duke menduar vetëm për atë grua me pamje hyjnore…! Ajo si duket e kishte pikasur shikimin që e ndiqte, ndaj filloi që të shkonte te burimi në të njëjtën orë të ditës. Kishte rastisur që nusja e re të dinte një çikë gjuhën italiane, ngaqë në fshatin e lindjes kishte pasur komshi një grua me kombësi italiane, që ishte e martuar me një fshatar të sajin. Ai kishte qenë në shkollë atje për oficer, dhe kur mbreti Zog kishte prishur marrdhëniet me Italinë, kishte ardhur në Atdhe bashkë me të dashurën, që më vonë u bë gruaja e tij.

- Pse fshihesh? - i kishte thënë gruaja një ditë italianit, që si gjithmonë po e shikonte me epsh ta papërballueshëm.

- Nuk dua të tremb pëllumbeshën. - i ishte përgjigjur ai.

- Pëllumbesha po lakmon fole tjetër. - i ishte përgjigjur ajo.

- A mund të jem unë foleja? - i ishte përgjigjur ai.

- Unë dua një fole të ngrohtë, që nuk shikohet nga dielli dhe s’kapet nga era. Se ndryshe bie në tokë dhe vritem…

- Foleja ime është vetëm e imja dhe s'ka arsye të rrëzohesh. – e ndërpreu ai.

- Mirë atëhere. Po të besoj qorrazi, se ndryshe asgjë nuk arrihet në këtë botë…, jam e jotja nesër mbrëma, po të munde eja…, do të pres. - iu përgjigj ajo dhe iku lehtë-lehtë si ketrushe për në shtëpi.

Gruaja të nesërmen mbasdite, kishte vendosur një kazan me ujë për ta ngrohur. Kur vjerri, i çuditur, e kishte pyetur:

- "Përse e ke vënë ujin mbasdite për t'u nxehur".

Ajo i kishte thënë që:

- "Meqë jam vetëm në shtëpi, po e kaloj kohën duke larë rroba".

Se të shoqin e kishte pasur partizan në male. Vetë vjehrri dhe vjehrra, do të kalonin natën te një komshi, që e përgjonin për të vdekur. Natën para takimit, ushtari nuk kishte fjetur gjumë, duke imagjinuar se si do të luante me "kukullën" nesër mbrëma. Edhe ajo nuk kishte vënë sy në gjumë, nga dëshira për të shijuar aromën e një burri të munguar. Errësira kishte rënë dhe ushtari mbërriti te shtëpia e gruas. Ndonëse me frikë në zemër, epshet mashkullore kishin triumfuar.

- Mirëmbrëma. - i kishte thënë ai.

Ajo s'i kishte folur fare, por e kishte tërhequr brenda. Mbasi kishin larë njëri-tjetrin mbushur me epsh, kishin filluar të bënin dashuri si të çmendur gjithë natën e natës. Në mëngjes ushtari kishte ikur, duke lënë pas vetëm kujtimin e nate magjike në mendjen e gruas së re. Shumë vonë, gruaja dikur e re dhe truphedhur, e kishte treguar këtë histori, që e kishte mbyllur me një fjali mistike:

- "Në mëngjes nuk mund të thoja me siguri, se kisha bërë dashuri me ushtarin italian, vetëm se atë natë nuk kisha qenë as në tokë, e as në qiell" »

Anela qeshi lehtë pa dashje, kur iu kujtua kjo histori, që për të kështu kishte qenë sa herë kishte bërë dashuri me Vrakotin.

- Pse po buzëqesh…, moj bijë? Nuk të besohet që nëna do të të mbajë si zonjë? - i tha Sania.

- Jo nënë, m'u kujtua një moment me Vrakotin. - i foli me dhëmbshuri Anela.

- Thonë, që në varrimin e Nxixhipit nuk ka qenë asnjë nga ata, që kanë "luftuar" bashkë, - theu heshtjen që ra Durimi.

-Epo kjo është shoqëria sot, sa të mos i hysh në punë, krahët të kthejnë.

- Mos more gjë vesh se kush do të na e vriste çunin? – pyeti Sania të shoqin.

- Nuk të jep xhevap asnjë. Haxhi Dushkun nuk mund ta takojmë. Vetë ai nuk zbret deri në kryeqytet, ka frikë nga hasmëria e krijuar. Në polici shkova, po më përcollën duke më thënë:

- "Policia është e paralizuar, nuk mund të të ndihmojë fare. Janë bërë me mijëra vrasje, që nuk mund të identifikohen nga policia e shtetit. Gjykatat nuk funksionojnë. Shteti është jashtë loje në mënyrën më absolute. Ne jemi tkurrur dhe mund t'ju ofrojmë siguri vetëm klasës politike…, ata janë të vetmit për të cilët përgjigjemi…"

- Ato i ruakan, ëë? - e ndërpreu Sania që si duket e dinte që i shoqi do të dilte në këtë shteg.

- Po si s'ruhen ato, moj grua! Çfarë kujton ti, se janë si ne?

- Kush tha që janë si ne? Kurrë mos qofshin jarebi, në dreq shkofshin. Por në fakt nuk i gjen gjë ato, as dreqi nuk i preferon, madje i ka frikë. Se thonë që janë gjithë helm! Ato djaj na i helmotosen djemtë, dhe Tash po i ruaka policia e shtetit. Ti ruajë, ti ruajë policia e shtetit, se janë për tu ruajtur ata shpirtkatila, - Sania fliste dhe mend po i dilnin sytë përjashta nga inati.

- Moj grua, të kam thënë edhe njëherë tjetër, nuk na kanë faj ne politikanët që vritemi me njëri-tjetrin. Ata janë njerëz si ne. Kanë të mirat dhe të këqiat e tyre. Ndoshta si kuptojnë shumë gjëra dhe mund të mos e kuptojnë se çdo të thotë të mos kesh bukë, të të dhëmbë barku bosh kur je përpara një gjelltoreje, ku era e ushqimit të shpon hundët…

- Jo Durim, ata vetëm njerëz nuk janë…

Anela i dëgjonte, por nuk kishte mundësi ti jepte të drejtë ndonjërit prej tyre. Përvoja e pakët e jetës, nuk ia mundësonte gjykimin, që duhej për të tilla gjëra…

…po ç'e ke, moj grua, gjithë këtë inat me ata që nuk kanë lidhje me veprimet e femijëve tanë, me varfërinë tonë, me dhimbjet tona…

- Turp të kesh, more burrë. Më dhemb shpirti për tim bir që po dergjet në shtrat të vdekjes, por nuk mund të rri pa të kundërshtuar. Më shumë më vjen inat për foshnjakllikun tënd, se me këtë naivitet, këto palo politikanë po na "qërrojnë" dhe keqpërdorin…, ulur nëpër kulltuqe duke soditur të keqen tonë. Duket sikur këto nuk kanë lidhje të drejtpërdrejtë me të keqen tonë, por në fakt vetëm duket. E vërteta është krejt ndryshe. "Aristokraci" e ardhur nga hiçi, jo vetëm e formësuar me dinakëri, po edhe me shumë cinizëm. Ata e ushqyen këtë luftë në mes të njëri-tjetrit, që të zhdukin përfundimisht të kaluarën e tyre, ta digjnin atë, që të mos mbetej asnjë shenjë. Fëmijët tanë u gënjyen, menduan se ato po "punonin" për të mirën e tyre. Por kjo nuk është e vërteta. E vërteta janë varret e reja, trupat e humbur, nënat e veshura me të zeza, varfëria që po na merr mendtë, emigracioni që po na humb të rinjtë, …të ardhen e kombit, ja kjo është e vërteta. Më ka rastisur të shkoj në varreza…, nuk pashë një nënë politikani të çirret dhe të gërvishtet mbi varre, sepse nuk ù ka ndodhur asgjë, ato ruhen pra, …nga policia e shtetit, pse jo, e ku ka rojtarë më të mirë…

- Mos je çmendur, moj grua? Mbaje veten e tregohu burrëreshë. Kjo gjë nuk i ka munguar gruas shqiptare në shekuj. Pse të ka ngjarë e keqja ty e mua, nuk duhet tia dëshirojmë këtë të tjerëve!

- Nuk ia kam dëshiruar kurrë të keqen njeriu, por nuk mund të rrijë gojëmbyllur kur këto "monstra" kanë hapur fjalë gjithandej se gjoja depot e armatimit u hapën për të ndihmuar luftën në Kosovë! Kush e han këtë gënjeshtër, përveç atyre që nuk kanë gramin e trurit në kokë. Në qoftë se paskan dashur të ndihmojnë kosovarët, duhet patjetër të vriten djemtë tanë? Nuk mund të gjindej një rrugë tjetër për të furnizuar popullin kosovar me armë? Kjo është një gënjeshtër, një gënjeshtër e thurur shumë trashë, që duket pa iu afruar fare. Ata që e bënë këtë punë nuk duan t'ja dijnë, as për shqiptarët e Kosovës e as për shqiptarët e Shqipërisë. Edhe në qoftë se kanë qenë të interesuar për diçka, kjo ka qenë futja e djemve tanë në kurthin e hasmërisë me njëri-tjetrin, duke na futur në labirinthet e errëta të vëllavrasjes. Që ta kuptosh mirë ti burrë; La, bir, in, th; pra është një shqipe e qartë. La birën dhe hyni Brenda…, për të mos dalë më. Dhe këtu do të jemi në do të shohim ditë të bardha! Se s'ke si sheh, kur vëllai ruan vëllain për ta vrarë…!

-Qetësohu të lutem moj grua, qetësohu. Nuk na e ka fajin kurkush përse nuk duam njëri-tjetrin.

- Jam dakort, or burrë, që nuk e shikon dritën e diellit ndonëse ai ndrit verbërisht, por ta dish; se ashtu sikur nuk kam pranuar të më vijë asnjë në spital për të parë tim bir edhe në qoftë se…, që s'ma zë goja ta them, asnjë nuk do të le te koka e djalit. Vetëm ne që e deshëm realisht do ta përcjellim në atë botë. Unë, ti dhe Anela do të jemi dhe asnjë tjetër, që të vijë për të bërë sehir mbi të keqen tonë; se kështu na kanë shndërruar; në sehirxhi të t'ë keqes ata që si sheh ti zotrote. E kupton ku kemi rënë, shkojmë nëpër morte për të kaluar kohën me thashetheme, e jo se kemi ndonjë keqardhje të madhe…, asnjë nuk do të lejoj të qesheroset me të keqen time…

- Me këtë jam dakort. Këtu ma mbyll gojën, se ke të drejtë. Në ceremonitë mortore, më shumë marrin pjesë për të kaluar kohën me thashetheme, se sa për të lehtësuar dhimbjen e atij që ka keq…

Anela duke dëgjuar, ngriti perden e këtij teatri gjigand, ku luhej tragjikomedia njerëzore dhe me lot në sy u fut përsëri te dhoma e Vrakotit…

*

*  *

- Hë , more vëlla, nuk t'u realizua plani? – tha Atropoja, pas lajmeve që kishin marrë për përmirësimin e shëndetit të "mëngjarashit".

- Nganjëherë jo gjithçka që mendohet realizohet. Realiteti shpesh herë nuk merr formën e dëshirave tona. Por unë e bëj realen të ulet në gjunjë përpara meje e të më lëpijë këmbët, si një qen i qurravitur. Unë jam në anën e të keqes dhe e keqja do të trimfojë. Ke parë ti ndonjëherë se ç'heqin piktorët për ta bërë të zezën të bardhë…? Ndërsa për ta bërë të bardhën të zezë…, mjafton një pikë…, dhe "asaj" i merren këmbët…!- ia ktheu vëllai gjithë nerva, pastaj doli përjashta duke përplasur derën nga pas.

*

*  *

- U t'u bëftë nëna , qenke çuar. - foli Sania porsa hyri në derën e dhomës së spitalit.

- Kush e merrte me mend se unë mund të kthehesha edhe njëherë…, po ja që mjeksia ka ecur shumë. - ia ktheu Vrakoti.

- Mos fol shumë të keqen nëna, mos fol, se lodhesh. Ti ke nevojë të pushosh.

Dy javët që kishte kaluar në mes dy botësh, pas shumë dhimbjesh trupore i la pas, dhe Tash Vrakoti dukej më i fortë fizikisht. Doktorët kishin bërë të pamundurën, dhe më si përfundim, e kthyen përsëri në jetën materiale të botës njerëzore.

- Faleminderit nënë, që më ke qëndruar pranë gjithë këto ditë . - i foli i biri.

- Mos e thuaj atë fjalë more bir, mos e thuaj. Nëna ta bën hallall mundin…, vetëm…, ti të më shëndoshesh.

- E ç'rëndësi ka në shëndoshem…, moj nënë, unë përsëri jam i vdekur…- foli Vrakoti mes pushimesh të shumta, që më shumë se nga dhimbja i vinin nga ankthi enigmatik i të ardhmes.

- Thuaj nënës të keqen, thuaj, ç'të mundon…?

- Më mirë të mos e dish se çfarë mendoj moj nënë! Ajo që unë kam këtu brenda,-tregoi me gisht kokën Vrakoti.- është si një bombë, që në çdo moment të rrezikon me vdekjen. Njerëz …, "njerëz" është fjalë e bukur, por vampir me pamje njerëzore, janë "syçelë" dhe zhdukin çdo "gjurmë", që i rrezikon dallimin e një fytyre të vërtetë. Dhe fshirja e "gjurmëve", nuk pyet për "pengesa", qofshin ato edhe jetë njerëzish. Dituria e tepërt shpesh herë të sjell vdekjen.

- Ç'janë këto që thua të keqen nëna…, këto "fshirës" gjurmësh? - pyeti e ëma.

Një pyetje, që nga mënyra se si u bë, nuk dihej se kujt i adresohej, ndoshta dhomës së spitalit, ndoshta ajrit, ndoshta dreqit, hiçit, Zotit, po…, ndoshta edhe të birit.

- Më mirë të mos dish gjë nënë, është më mirë. Ato që di unë, nuk duhet ti dijë asnjë…, as ti nënë. Ato janë vdekjeprurëse edhe për ty…, edhe për këdo tjetër që futet në skutat e të keqes njerëzore duke parë qartë “ formën e saj. Në ato fusha të errëta të të keqes, luajnë lojën e tyre “vampirët”. Ata janë mbiaktorët e racës njerëzore…, aktorët fenomenal të tjetërsimit. Ato i ke parasysh, komshinj, në ekrane televizorësh, në faqe revistash, në podiume, në qiell dhe në tokë…, dhe përsëri…, ti s’i njeh , s’i njeh ndonëse gumëzhijnë me lojën e tyre makabër…, me vdekjen e tjetrit…,me vdekjen tënde…

- Po kush qenkan këta të paudhë me nënën, që luajnë kaq pa shpirt me jetën e të tjerëve?- pyeti e jëma.

Jashtë moti po prishej. Një re e zezë dhe e madhe në qiell, zuri rrezet e Diellit, dhe në dhomë u bë një errësirë gri. Nëna, ndërsa priste përgjigje nga i biri, filloi të fliste përsëri.

- Unë gjithmonë kam menduar se janë politikanët…, madje edhe kam këmbëngulur për këtë sa herë kam debatuar me tët atë…! Mos kam bërë gabim dhe u kam rënë në qafë pa e merituar? - pyeti përsëri Sania, kur akoma s’kishte marrë përgjigjen e një pyetjeje tjetër.

- Po nënë…. - i foli Vrakoti ndërkohë që s’mundi ta mbaronte fjalinë ngaqë dera e dhomës u hap dhe në hapësirën e saj u duk portreti i Anelës.

- Hajde…, hajde tu bëftë nëna. – e ftoi Sania të hynte dhe me hamendje kuptoi atë që do të thonte i biri.

Anela u fut brenda më një qese me portokalle në dorë.

- I solla, - foli ajo si e zënë në faj - doktori na ka thënë që mund të hash edhe fruta Tash e mbrapa.

Ndonëse biseda me nënën po merrte përmasa serioze drejt disa të vërtetave të trishtueshme, Vrakotit i qeshi fytyra dhe mend i harroi edhe plagët që i dhimbnin. Ndonëse ishte mëse i bindur se nuk mund të ndahej nga e kaluara, Anelën nuk donte ta mërziste qoftë edhe me mimikën e tij, ndaj qeshi dhe fytyra iu ndërrua.

Sania doli jashtë, duke u “justifikuar” se po shkonte deri në tualet.

Anela ç’të priste më gjatë, ndaj vrapoi të përqafonte të dashurin e saj.

*

* *

- Haxhi, kjo nuk mund të shpjegohet e jo më të tolerohet. Pastaj kam dëgjuar që ka filluar të ecë edhe nëpër dhomë! - foli çimkjani K.

- Sekondat po i mbarohen. - foli shkurt Haxhiu dhe për herë të parë ndjeu realitetin ku kishte rënë. Që natën kur i bëri pritë Mëngjerashit, ai nuk kishte folur thuajse fare. Kishte bërë marveshje me një të “ri” për këtë “punë”…, për ta mbyllur këtë “muhabet”. Ai ishte nga një qytet i veriut. Kishte dëgjuar se nuk ia hante qeni shkopin, por ditët kalonin. Në të vërtetë nuk kishte pasur ç’të bënte. Prindërit e Vrakotit nuk kishin dalë për asnjë moment nga dhoma. Gjithsesi një “profesionisti” si ai, nuk i falej një kohë kaq e gjatë. Njëherë Haxhiu kishte menduar se ai po luante lojë tjetër. Por e kishte kaluar pas shpine këtë mendim, ngaqë ai ishte “profesionist” dhe me këtë zanat hante bukë. Dështimi për të do të thoshte, “papunësi”, dhe papunësia është e keqe për të gjithë…

- Haxhi, Vrakotit duhet ti mbyllet goja sa më shpejt që të jetë e mundur, përndryshe…

- Kjo punë ka marrë fund, - e ndërpreu Haxhiu dhe u largua duke i thënë : - shumë shpejt do të të njoftoj për vdekjen e tij.

*

*  *

- “Mëngjerash”, ë…ëë. - i foli Anela dhe me mollëzën e gishtit tregues i preku buzën e sipërme, sikur të donte ti përcaktonte konturet e saj. Avash-avash kjo prekje e lehtë, përçoi në buzën e të dashurit, impulse epshndjellëse. Dhe në fakt buza e njeriut, si një ndër pjesët më të ndjeshme të trupit, do të thahej pa këto prekje të lehta, që mbanin të pavdekshëm instiktin seksual të qënies.

- Lëre mos ma kujto atë epitet…, të lutem. Unë e di mirë që veshët e mi nuk duan ta dëgjojnë më. Më mirë të …

- Mos e thuaj më mirë, mos e thuaj emrin e asaj që të drithëron kur e kujton. Sot është dita e parë që ti po çohesh në këmbë. Prindërit e tu nuk kanë lëvizur nga spitali për asnjë çast. Babai yt ishte ulur në korridor bashkë me një tjetër dhe po bisedonin. E di ai që je çuar ?- pyeta Anela.

- Po e di, por nuk më shikonte dot të ecja kështu i kërrusur, ndaj doli jashtë.

- Vrakot, përse je kyçur dhe nuk pranon të thuash asnjë fjalë? - foli Anela.

- Edhe nëna ime kërkonte ti tregoja të vërtetat që unë di. Por jo, asnjë nuk duhet të dijë ato që di unë. Dhe unë kurrsesi nuk mund të gaboj në këtë pikë. Unë do të vdes… - në këto momente iu kujtua fallxhesha. - dhe kjo do të ndodhë se shpejti. Në bisedat e “atyre”, po thuren planet e vdekjes sime…

- Të thash të mos ia zësh në gojë emrin e asaj “egërsire” ! - e ndërpreu Anela, duke menduar vdekjen.

- Jo, Anela, unë nuk e kam frikë atë, se ajo është, pavarësisht nga ajo që dëshirojmë ne…

- Po nga kush ke frikë pastaj ? - e ndërpreu përsëri Anela.

- Eh! - ofshau Vrakoti dhe lëvizi avash drejt dritares. Mendoi ti thonte se; më shumë i dhimbsej jeta e saj, jeta e nënës dhe babait. Po heshti, që të mos e mërziste me fjalë… Donte të shihte peisazhin matanë xhamave. Retë e zeza ishin larguar dhe Dielli ndriste deri në çmenduri. Rrezet e arta hidhnin valle në kupën qiellore. Për momentin Vrakotit iu duk sikur vetë Dielli ishte ulur në tokë dhe po luante hareshëm nëpër pastërtinë e ajrit. Zgjati dorën të hapte kanatën e dritares, për të shijuar këtë ndjesi mendjetopitëse. Po mbushej me frymë thellë…, thellë, si rrallë herë në jetën e tij. Ajri i pastër vërshoi nëpër hapësirën e mushkërive dhe më pas u shpërnda deri në ekstremet e trupit.

- Oh ç’kënaqësi është të jesh gjallë…! - tha Vrakoti, që befas, në të qindtat e sekondit u rrëzua për dysheme. Një goditje fatale ndjeu në gjoks. Anela e gjendur në befasi, ndërsa po shikonte me endje të dashurin e saj, vetëm pasi pa gjakun të rrëshqiste mbi dysheme, kuptoi gjithçka. Vdekja, që ajo nuk donte ti dëgjonte as emrin kishte qenë aty, pas asak kanate. Instiktivisht shkoi drejt dritares të shikonte fytyrën e vërtetë të vdekjes. Nga një plep i madh, ndoshta mijëra vjeçar, zbriti një njeri i veshur me rroba ushtarake kamuflazhi. U mundua të shikonte ndonjë tipar të veçantë të tij, por nuk mundi të dallonte ndonjë gjë që ti mbetej në kujtesë. Asaj iu duk si një figurë njerëzore, si të gjithë njerëzit nga të cilët rrethohej, ndonëse ajo në atë qenie me dy këmbë kishte dalluar “vdekjeprurësin”.

- Vdekja…, vetë njeriu qenka! - mendoi dhe u kthye te i dashuri që po jepte e merrte shpirt.

- Ndihmë! - bërtiti me sa kishte fuqi. E vranë, e vranë përsëri…, hajdeni shpejt…, shpejt…

Në dhomë u futën prindërit e Vrakotit dhe disa të tjerë të rastësishëm. E ngritën Vrakotin në krevatin e tij, krevat që sapo e kishte lënë të lirë për të lëvizur nëpër dhomë. Por kjo, vetëm për disa çaste…, deri në atë moment kur vdekja e thirri në gjirin e saj të errët. Fati i

tij kishte qëlluar të ecte në hullinë e parathënë nga fallxhesha, halla e Nxixhipit….Të gjithë të tjerët dolën, përveç prindërve të tij dhe Anelës, që akoma s'u besohej, se jeta e Vrakotit kishte marrë fund. Dhe ndodhi atëherë, kur ata menduan krejt të kundërtën, ndonëse Vrakoti ua pësëriste pamundësinë e një jete të mëtejshme. E kishte kuptuar se ishte i dënuar me fatalitet…

*

*  *

- Xhiu , puna u kry. M'u desh të përdorja patjetër "snajper". Vonesa erdhi si rezultat… - njoftoi profesionisti vdekjeprurës me telefon celularë, që sapo kishin filluar të përdoreshin.

- Lëri vogëlsirat. - e ndërpreu Haxhi Dushku, - Punën tënde do ta mbarojmë nesër, kështu që lahemi bashkë. - përfundoi ai. Me "punën tënde", ata kuptonin shkëmbimin e personave që donin të vrisnin. Vrisni kundërshtarët e njëri-tjetrit.

*

*  *

Mbasi mbetën vetëm , prindërit e Vrakotit u ulën në gjunj dhe qanin nën zë.

- Hajdeni shpejt. - thërriti Anela, ngaqë iu duk se Vrakoti diçka donte të thonte.

- Të dy u afruan menjëherë te koka e të birit.

- Nënë, nënë, ku je? - mundohej të fliste Vrakoti. - Kjo botë qenka vërtet e gënjeshtërt. Qenka e përkohëshme. Ne qenkemi të vdekshëm, asnjë nuk e di, po nuk erdhi këtu ku jam unë. Por kur vjen këtu, është vonë, shumë vonë, dhe s'ke kohë për të kërkuar falje. E vetmja mundësi është të qetësohesh e të fluturosh mbi livadhet e pafund që zbardhojnë nga lulet. Lamtumirë, nënë, se ika për të mos u kthyer më. Jeta është e bukur edhe kur nuk di ta jetosh atë. Sado keq ta kesh kaluar, nuk është e lehtë që ta lesh e të futesh në botën e errët të Hadit…! Lamtumirë, nënë e babë, edhe ti Anela që më paske dashur marrëzisht, ndonëse unë asnjëherë nuk të kam merituar, lamtumirë dhe…, më faa…l…

- Sania i dëgjoi ushëtimën e lehtë të fjalës së fundit, se të tjerat ishin përçatje pa kuptim të, ndaj i foli me zë të lartë:

-Të ka falur nëna, bir, të ka falur! Të gjithë e kuptojnë, që ti nuk linde kriminel, por u bëre nga "loja" e keqe…, prej këtyre palo politikanëve, që u humbshin kockat e mos bëfshin hajër brez pas brezi e gjak pas gjaku…!

Shpirti i Vrakotit e la trupin dhe u sul nëpër livadhet me lule…!

- Këto do të jenë fushat e Elizeut. – mendoi shpirti i tij dhe fluturoi sipër tyre…

- Vrakot bir. - briti Sania kur pa vdekjen të hynte në trupin e të birit, duke e bërë atë të pajetë.

Sania dhe Anela ranë mbi trupin e Vrakotit duke qarë, ndërsa Durimi i shtërngonte te shpatullat të dyja, duke sfiduar dhimbjen që edhe gurin do ta thërmonte e do ta bënte të grimcuar…! Një forcë e brendëshme gati e detyroi të qante tradicionalisht, po iu kujtua i ati i "Ujkut" dhe njerëzit që kishin bërë sehirë, ndaj dhe ndërroi mendje, ngaqë kishte dëgjuar ta përgojonin shumë. Madje disa, "opinionistë", siç u pëlqente ti quanin, e kishin quajtur

primitive rikthimin e traditave të vjetra. Kështu, - thonin ata. - qau Akili shokun e tij të ngushtë, Patroklin, kur ai u vra nga trojani Hektor. Dhe kjo do të thotë rikthim në primitivitet. - përfundonin ligjëratat shkollareske, retorika boshe dhe jashtë genit tradicional. Gen që veçon karakteret e racave njerëzore dhe zbukuron shumllojshmërinë, si një pyll me pemë të shumë llojshme, ku secila ka bukurinë dhe rëndësinë e "personalitetit" të vet.

- Duhet të mbahemi fort… e çmund të bëjmë tjetër…! - mendonte dhe shtërngonte me të gjithë forcën të shoqen dhe Anelën.

*

*          *

Siç ishte vendosur edhe më parë nga vetë prindërit e Vrakotit, nuk u hap fare mort. Ata e qanë në vetmi, pa shikimet e mortarëve sehirxhinj. Edhe varrimin e bënë pa pjesmarrje njerëzish. Në varrimin morën pjesë vetëm prindërit e tij dhe Anela, vajza që e kishte dashur jo thjeshtë për të kënaqur instiktet seksuale. Punëtorët e varrezave kryen me përkushtim punën e tyre, duke ndjekur me kujdes etapat e punës në kësi rastesh.

Kur kishin kaluar rrugës, njerëzit që ishin habitur me vendimin absurd të prindërve të Vrakotit, për të mos pritur njerëz në ceremoninë mortore, ndiqnin me vëmendje lëvizjen e tyre. Në fillim nuk u kishin besuar zërave që thonin se kështu do të bëhej, por kur e panë me sytë e tyre, nuk kishte vend më për mosbesim. Ato pak njerëz kurajozë dhe të pastër kishin pëshpëritur:

- Bravo u qoftë për vendimin që kanë marrë. I kanë dhënë një grusht m'u në lule të ballit, hipokrizisë dhe shpirtkeqësisë njerëzore. Edhe pse në momente kur duhet të mbështeten patjetër diku, nuk preferuan, bastunin tallës të shoqërisë të sotme. Bravo u qoftë….»

Punëtorët e funeraleve, mbasi rregulluan në formë «kodre» vëndin ku u varros trupi i Vrakotit,u larguan me kokën ulur.

Sania u ul të qante së bashku me Anelën mbi varrin "e freskët", por Durimi nuk i la duke u thënë:

- Më duket se e kemi vendosur që të mos e lëshojmë veten deri në fund, apo jo?

- Po, - tha Sania. - kështu e kemi lënë, por ju lutem largohuni ti them dy fjalë tim biri për së fundmi herë.

- Mirë, por mos e kalo masën. - i tha i shoqi dhe ngriti Anelën për ta marrë me vete.

- O bir. - i foli e ëma kur u larguan ato të dy - Më fal që të futa në dhè në këtë mënyrë, po si mund të bëja ndryshe? Ti, nuk e meritoje të ikje nga kjo botë pa të qarat tradicionale të mortit. Por, asnjë nga ne që jemi këtu lart, nuk e meritojmë të qajmë e të vajtojmë për ty. Në kohët e hershme, të parët tanë nuk hapnin mort kur fëmijën e vriste vetë i jati, apo nëna që e kishte lindur. Kjo shoqëri, unë e para, babai i dyti, e të tjerët më pas, të vramë me dorën tonë, ndaj nuk e meritojmë që të qajmë mbi ty. Lotët tanë do të ta bënin të rëndë rrugën e varrit, rrugën për në atë botë nga ku s'u kthye më askush. Të më falësh bir, që nuk të tregova me kujdes e maturi se kush janë vrasësit e qënies njerëzore, fytyrat e tyre të vërteta, ndonëse nuk mund ta dimë asnjëherë se kush është më e sakta! Të më falësh bir që të linda e të prura në këtë botë mizore dhe të pamëshirshme, ku njeriu po ha njeriun, jo nga nevoja e urisë së barkut, por nga dëshirat egoiste të qënies njerëzore. E dija, që po të bija në këtë botë hipokritësh, ku secili kërkon të vendosë unin e tij, dhe përsëri të prura. Më fal, bir! Kisha parë se si njerëzia i hakërroheshin njëri-tjetrit duke skërmitur dhëmbët mbas shpine, ndërsa përballë qeshnin, dhe përsëri të prura në mesin e tyre. Më fal, bir, më fal,

për atë që bëra duke të dhënë mundësinë që të njohësh gjithë madhështinë e të keqes njerëzore, që ka qenë e njëjtë qysh nga koha kur njeriu lakmoi gjënë e tjetrit. Për të gjitha këto arsye të më falësh dhe të mos më presësh me turi varur kur të vij atje, në botën e nëndheshme. Por duhet të më kuptosh bir. Arsyet për të cilat të solla në këtë botë, janë shumë më fisnike e të virtytshme se ato, që ti pate rastin të njohësh. Edhe mund të mos t'ë sillja në këtë jetë…! Po sa egoizëm do të ishte kjo nga ana ime? Sa pak njerëzorë do të ishim, sikur ta ndalnim ecurinë e jetës te vetvetja…? Po fati e udhëheq njeriun qysh nga lindja…, dhe lum ai që përkëdhelet prej tij. Më fal, bir, dhe mirë u takofshim atje nga ku nuk mund të vish më…!

-Durim ikim tani, birin tonë ia besuam tokës mëmë, që na ushqen dhe na mban gjithë dashuri në gjirin e saj, ndonëse ne njerëzorët mos mirënjohës nuk e meritojmë.

- Bëhu e fortë grua…, se edhe ne shpejt do ta ndjekim.

Të tre, Durimi, Sania dhe Anela, u kthyen nga varrimi i njeriut të dashur me gjunjë të këputur nga pesha e rëndë e dhimbjes. Ata të paktë, që i dhanë të drejtë vendim marjes së prindërve të Vrakotit, e shoqëruan me shikim të turpëruar kthimin e tyre nga varrezat.

*

*         *

- Më në fund u mbyll në tokë edhe "Mëngjërashi" i famshëm, që nuk donte tia dinte as për ne këtu lart. - foli çimkjani K.

- Epo në të s'ëmës u qoftë atij dhe gjithë atyre që duan të mos ia dinë për pushtetin tonë. - ia ktheu çimkjani D duke trokitur gotën e uiskit.

Kamarieri erdhi me dy gota të tjera uiski dhe tha:

- I keni të paguara nga ai atje. - tregoi me gisht për nga një person, që nuk harroi të qeshte kur shikimet u takuan.

- E njeh?

- Jo. - tha shoku i tij.

- As unë!

- Epo në të s'ëmës edhe këtij. - foli çimkjani D.

- Në të sëmës - uroj dhe tjetri., dhe të dy çuan gotat me një respekt të shtirur, gjoja duke përshëndetur atë që u ofroi pijet.

- Po për këtë Xhiun, nuk mendo se di më shumë se ç'duhet!? Si thua nuk i ka ardhur koha, që të dalë nga loja? – u kthyen çimkjanët te biseda e tyre.

- Mendoj, - filloi të fliste çimkjani K. - se Xhiu na duhet edhe për ca kohë. - dhe në mendje përfytyroi vajzat e njoma - Deri sa ti japi fund edhe ca punëve të nisura. Se ç'kanë ngelur ca manjakë vrastarë, që bëjnë gara me njëri-tjetrin se kush vret më shumë…

- Sa ka më kampioni? - e ndërpreu çimkjani D.

- Më duket se dyzet e shtatë e gjysëm. - u përgjigj shoku.

- Si…, e gjysëm? Po kjo gjysma ç'është? - e pyeti tjetri dhe u gajas së qeshuri.

- Midis atyre që ka vrarë…, në listën e të vdekurve ka të shënuar edhe një grua. Këtë gruan në të vërtetë nuk donte ta vriste, por e ngritën në sedër se nuk kishte shenjë nga larg. Ndërsa ai u tha:

- Vendoseni shenjën në largësinë që doni. Shokët i kishin treguar një figurë njeriu nja dyqind e ca metra larg, ja qëllo atë burrin atje. - i kishin treguar shokët një figurë njeriu me flokë të shkurtëra. Ai u mat me pistoletën e tij «TT», dhe për dreq e goditi. Shkuan të

shikonin ku e kishte goditur plumbi. E kishte zënë në ballë, po “fatkeqësisht”, kishte qëlluar femër, dhe kjo ishte turp. Nuk futej te vrasja “burrërore”, vrasja e një gruaje. Po për të mos ia hëngër hakun fare, e quajtën «gjysmënjeriu»…

- Çfarë thua ore, ha haaaa…, e vërtetë është kjo? Ke ndonjë histori tjetër si kjo, se më kënaqe, mor aman!?

- Do të tregoj një tjetër?

- Po, patjetër.

- Një grup manjakësh, nga këto vrasësit modern, ishin ulur në një lokal, që përballë kishte një shtyllë elektrike. E bënë me fjalë që kush do ta prekte shtyllën me dorë, do ta qëllonin me breshëri. Kishin dëgjuar historinë e gruas, ndaj përjashtuan mundësitë e vrasjes së femrës dhe të fëmijëve. Për dreq shtyllën e preknin vetëm fëmijët…!

- Po sikur të vrasim dy fëmijë, ose dy femra përnjëherë, a quhet!? – kishte pyetur njëri nga ata.

Për pak u kishte kthyer mendja, ngaqë kishin kaluar tre ditë duke pritur. Ditën e katërt, kur gati u ishte sosur durimi, krejt pa kujtuar një burrë i vjetër rreth të shtatëdhjetave, edhe pse kishte një shkop ku mbahej, u kap te shtylla për të hypur më pa mundim, kur pa një e pa dy, ia futën me breshëri. Plaku as nuk arriti të ngrejë kokën, kur e përshkuan plumbat duke e biruar gjithandej…!

- E habitshme, - foli çimkjani D, - shumë të pamëshirshëm janë. Duhet patjetër që të vemë policinë në lëvizje, se do të na kthehen edhe ne pastaj.

- Mos të duket e habitshme, se edhe kjo mund të ndodhë! Po mos u mërzit, ne kemi një “sistem” të tërë që lufton për mirëqënien tonë. Duke filluar nga lart…, te prokurorët, gjyqtarët, policët dhe “spiunët”. Që të gjithë janë vetëm e vetëm që të ruajnë pushtetin dhe paranë që zotërojmë ne.

- Ashtu është. - foli çimkjani D, pastaj shtoi. - Ne duhet të tregohemi të zgjuar, duke gjetur rrugë të reja, që “kopeja”, nuk denjonte ta quante popull nganjëherë, të mos gjejë asnjëherë rrugën e duhur për të dalë nga sundimi i jonë. Ne duhet të gjejmë mënyra të reja, që ta përçajmë këtë “kope”, që ato të mos gjejnë asnjëherë rrugën e bashkimit me njëri-tjetrin. Ne duhet ti varfërojmë vazhdimisht dhe gjithmonë, që ato të mos kenë kohë tjetër përveçse të mendojnë dhe të punojnë për copën e bukës. I ke parë ti si dridhen kur shkon për t’u marrë lekët e taksave? Ne pasurohemi nga i pari te i fundit, ndërsa na duhet patjetër të mos e lëmë “kopenë” të hapi sytë. Se përndryshe…, a ha, na mori lumi! Hajde gëzuar, dhe shih e gjej ndonjërin të vrasë Xhiun, se e ka plotësuar afatin që i duhej…

- Gëzuar, por Xhiun do ta lëmë për më vonë. - foli çimkjani K, duke çuar përsëri nëpër mend njomshtaket, që me lotët e tyre, shuanin instiktet seksuale të kafshës, që fshihej poshtë kollares shumëngjyrëshe që i varej në qafë. - Tash më trego pak për “Ostrakizmin”, që na vështirësoka qenësinë tonë si politikanë! - shtoi më pas.

- Në Athinën antike, duke qënë se shumë individë keqpëdornin “fronin” pasi vinin në pushtet, populli thirri në ndihmë “Ostrakizmin”. “Osrakizmi”, ishte një votim mbarë popullor për “figurat që mendohej se do të keq përdornin pushtetin, kur të merrnin fronin e sundimtarit. Për të parandaluar ardhjen në “fron” të këtyre ambiciozëve, që shpërdoronin besimin e popullit të tyre dhe u shërbenin vetëm interesave të vetvetes, votonin duke shkruajtur në një pllakë guri aprovimin, ose mosaprovimin. Kuptohet, që kjo funksionoi për shumë kohë…

- Lëre mos fol më gjatë, se të kuptova. Qënka vërtetë një “lojë” e rrezikshme për ne, ambiciozët e sotëm! - e ndërpreu çimkjani K.

- Jo e rrezikshme, por vdekjeprurëse…! Se me këtë ligj, na hiqet e gjithë pasuria e krijuar dhe na privohet Atdheu, për të paktën dhjetë vjet. - përfundoi pezmatueshëm çimkjani D.

*

*       *

Sipërfaqja e liqenit ishte fare e qetë. Kamerri kishte lënë lopatat dhe ishte duke parë larg. Diku në thellësi të liqenit dukej një trup njeriu.

- Qënka një trup femre, - mendoi. - duhet ti ketë flokët ngjyrë gështenjë? Shumë kanë vdekur deri tash. Në fillim, mendova se do ta kisha të lehtë, por tash nuk po e mbaj më dot mend numrin e saktë të tyre. Më duket sikur janë bërë dymijë e treqind e pesëdhjetë e pesë e gjysëm. Gjysma është ajo gruaja që e qëlluan duke provuar saktësinë e qitjes. Po unë mendoj se janë më shumë. Shumica nuk kanë arritur të dalin akoma në sipërfaqe, liqeni ka vazhduar ti mbajë shumë më gjatë. Për dreq më duhet të mbaj nga dy vetë ndonjëherë, nga që dalin njëkohësisht nga uji. Në fakt unë nuk duhet të qahem, se shokët e mij andej nga Afrika u duhet të qesin trupa me lloj-lloj sëmundjesh të ndryshme. Këto të paktën janë trupa të pastër, të pashëm dhe shumë të bukur, a thua se vetëm shëmtaraqët duhet të jetojnë. E vërtetë thua duhet të jetë ajo që kam dëgjuar, se bukuroshët janë objekt inati, se ato nuk i duan në botën e të gjallëve. Duhet të jetë e vërtetë, se vetëm njerëz të bukur kam nxjerrë nga liqeni deri më sot. Kohët e fundit kam dëgjuar se edhe të zgjuarit nuk i kanë me sy të mirë, dhe ato si nga hera emigrojnë nëpër vende të huaja. Atje ku kanë shkuar, thonë që kanë bërë prokopi. Sidomos fëmijët e tyre mësojnë shumë, duke shkëlqyer në mësime. Po pse nuk i lënë të qetë në vendin e tyre xhanëm? Të gjithë janë të interesuar të dinë arsyen se përse shoqëria shqiptare nuk i duron dot njerëzit e zgjuar dhe të bukur! E bukura me sa duket i ka trembur historikisht, se nuk ka mundësi ta kenë kaq inat, sa mos ti dëshirojnë edhe “jetën”! Po edhe të zgjuarit shumë inat duhet ti kenë, përderisa i kanë dënuar me mërgim!

Kamerri iu afrua trupit. Kishte pasur të drejtë. Ishte një trup femre. E kishin goditur me plumb në gojë. E plotësuan edhe gjysmën e njeriut, që të mos ngatërrohemi më në të numëuar. E rrumbullakosën, e bënë dymijë e treqind e pesëdhjetë e gjashtë. Mirë të paktën Tash, do ta heq nga mendja gjysmën që më ngatërronte gjithmonë. Edhe flokët ngjyrë gështenjë i paska! E dija që kështu do ti kishte. U plaka me këtë zanat dhe përvoja e gjatë nuk më ngatërron, po më ndihmon të mos bëj gabim. Oh, po këtu ç’të jetë shkruar?

E mori varësen e floririt i çuditur pa masë që nuk ia kishin marrë. Shumë rrallë ndodhte një gjë e tillë. E lexoi shkrimin në pllakën e floririt: “Me respekt për Atrapon, nga D…”.

- Paska qenë e dashuruar, - mendoi, dhe nga sytë e thara i dolën disa pika loti. - sa pak njerëz të dashuruar ka kjo botë. E paskan vrarë nga fare pranë. Duhet ta ketë vrarë ndonjë i veti… - foli me zë të ulët, ndërsa mori drejtimin për nga bregu i liqenit, ku patjetër do të vinte dikush për ta marrë..., në qoftë se vërtetë do ishte dikush duke e pritur…

*

*       *

- Nënë kam mbetur vërtetë shtatzënë. Foli Anela, duke i shtërnguar lehtë dorën Sanies.

- Sa do ti bëhet qejfi Durimit! - tha Sania, që ndonëse e gëzoi sa nuk thuhet ky lajm, prap fytyra nuk mundi ti qeshte. E veshur me të zeza, dukej si një qyqe me pendë të varura.

- Do bëj çmos të iki jashtë shtetit, që fëmija im të lindë larg kësa lufte të mallkuar. - foli Anela.

- Mirë bijë, mirë. Ndonëse të keqes nuk i ikën duke i kthyer shpinën, prap nuk di ç'të them. Ndoshta, të ikësh, ka mbetur e vetmja rrugë. Po edhe atje ku të shkosh, botën do ta gjesh po njëllojë. Bota është e sëmurë dhe po digjet nga ethet e parasë, kjo sëmundje ngjitëse që po mbyt popujt…

- Ndonëse nuk të kuptoj fort mirë, unë vetëm këtë rrugë më duket se kam…!

- E di të keqen nëna, e di se nuk po ikën për dëshira pasioni, po prap nuk më vjen mirë që pjella jonë të largohet nëpër Botë e ta lëmë në duart e huaja këtë tokë që na lan të parët.

- Do ti tregoj për të parët e tij kur të rritet…!

- Do ti tregosh bija ime, po s'do ti mjafojë kjo për ta ndjerë veten Shqiptarë. - tha Sanija kur u ndanë me të përqafuar mes lotësh.

- U shoftë rraca e këtyre që na ndanë për së gjalli me fëmijët… - vazhdoi rrugën për në shtëpi Sania, duke folur nëpër dhëmbë.

Ajo po kthehej nga varrezat, ku kishte qënë për të njomur me ujë varrin e djalit. Atje shkonte përditë, …i dukej sikur bashkëbisedonte me të. Pastaj, atje ishte bërë si një qytet i dytë... Varrezat ishin shtuar shumë…, dhe të afërmit, zakonisht, nëna të veshura me të zeza, kalonin një pjesë të mirë të kohës aty. Nëna të atyre që vranë njëri-tjetrin të gënjyer nga çimkjanët mizorë e pa ndjenja tokësore. Që të gjitha, qanin mbi varret e fëmijëve të tyre, dhe luteshin të merrte fund kjo gjakmarrje moderne, që sapo kishte nisur të zhvillohej në truallin e Shqiptarëve…!

Një kronikë e shkurtër nga një anonim,
që në një moment të caktuar kohor,
jetoi midis njerëzorëve…!

Shoqëria njerëzore, duke mos pasur pikë tjetër referimi, që të mund të shohë dhe të kontrollojë "sjelljen" e vetvetes, është futur në një "mjergullnajë" dhe nuk po shikon me qartësi të ardhmen. Ndërgjegjësimi për rolin e vërtetë të njerëzve tokësorë, si qënie intelegjente, ka kohë që është futur në një rreth vicioz dhe enigmatik!

Luftimet ndërmjet "ushtrisë së vogël" të lagjes "Qershia e egër", me ato të lagjes "Lëkura e derrit", kishin vazhduar pa u ndërprerë për asnjë moment. "Trimoshat", kërkonin dhe vrisnin njëri-tjetrin pa hezitim. Jo rrallë herë ndodhte që të vriteshin edhe brenda njërës palë, se kuptohet, ligësia të mbyll sytë dhe të errëson gjykimin. Mjetet për të vrarë kishin avancuar dhe nuk u krijonin ndonjë lodhje të madhe fizike, mjafton të luaje gishtin dhe në sekondë shikoje që tjetri ishte shtrirë përdhe. Vrasjet më të shpeshta bëheshin mbas koke, nga që nuk e preferonin përballjen. Pastaj, ato nuk kishin pse të tregonin "fisnikëri" luftarake, lufta justifikon çdo cen, sado i keq të jetë. Të njëjtën punë do të bënin, vrasje, paçka se nuk kishin fare "burrëri" në brendësi të veprimeve të tyre. Në fund të fundit, vrasja bëhej krejt pa emocion, në gjendje tepër të ftohtë. Shumë nga njerëzit mendonin se lufta lindte nga ambicia për pushtet dhe para, dhe kjo është një e vërtetë e pa kundërshtueshme. Po e vërtetë e pakundërshtueshme është gjithashtu, se ata që luftojnë dhe vriten, janë thjesht të destinuar të kenë një të tillë veprimtari, ose më mirë, janë të "kurdisur" të bëjnë një të tillë "lëvizje". Populli, për vetë natyrën e pozicionit dhe rolit që luante shtresa politike, krejt e kundërt me çfarë duhet të ishte, i thërriste me një epitet të

përbashkët, “çimkjanë”. Çimkjanët e “vegjël” që janë sipër “lagjeve” që luftojnë, edhe pse u duket vetja të rëndësishëm, janë kryekëmbë vegla të një grupi tjetër çimkjanësh, disa të tjerë janë më sipër, e kështu deri atje në majën e piramidës, ku ndodhet “Faraoni” modern që qeveris botën. Faraoni i dikurshëm ishte krejt i kundërt me këtë të sotmin. Popujt e asaj bote e mendonin si burimin e rracës njerëzore, ndaj dhe e quajtën Faraon, pra “Fara e jonë”. Kurse “ky”, i sotmi…, “fshihet pas gishtit”, i djeshmi dilte kryelartë në mes të njerëzve me pamjen reale që kishte, duke mos bërë as përpjekjen më të vogël për tu tjetërsuar! Madje, mendoi edhe për brezat që do të vinin, që ne sot mos të krijonin një “imazh” të gënjeshtërt, “Balsamosën” vetveten...! Faraoni i sotëm është një kameleon që ndryshon vazhdimisht. Ky mbret “mdern” i sëmurë, e di se kur janë shtuar njerëzit aq sa nuk mund të “qeverisen”, ndaj dhe gjen mënyra për ti pakësuar. Dikur, pse jo edhe sot në disa vende, lufta ishte “mjeti” kryesor. Në kohën e tashme kanë ecur përpara “mjetet”, “Sida”, “Gripi i shpendëve”, e të tjerë nesër…, nesër…, me emra nga më të çuditshmit, do të jenë “egërsirat” që do të pakësojnë rracën njerëzore…! Nuk duhet të habitet asnjë në qoftë se; diku në thellësinë e tokës do të provokohet ndonjë tërmet shkatërrimtarë, me pasojë miliona jetënjerëzish të humbura nga “kaprriçot njerëzore”, siç do të thonë më pas. Duket sikur jetojmë në një geto gjigande, me emri Tokë. Gjithmonë do të ketë dy “lagje” që do të luftojnë…, dhe gjithmonë të dyja “lagjet” do të humbin…, edhe pse kjo sdo të jetë dëshira e tyre, por thjesht fatalitet. Ngjarjet që ndodhën në qytetin «X», janë një miniaturë e veprimtarisë mbarë Botërore të njeriut, ku paraja “lëviz” male dhe “humb” dete. Kjo kucedër, e kthyer në letër, po e kthen jetën e njerëzve në një mundësi të pamundur…

Kjo luftë, që kishte filluar si një “shaka” e pamenduar mirë, tash nuk po dinte të ndalonte më, qoftë nga “halli”, qoftë nga ambicia e papërmbajtur për para e pushtet, ndonëse Xhiu me shokë nuk do ta gëzojnë, as njërën…, e as tjetrën…!

Unë, një “Kronikan” pa ndonjë emër të dëgjuar, mora guximin për të hedhur në letër këto “hamendësime” të miat, që erdhën si rezultat i “shijimit” të një të vërtete, që ka “fytyrën” e gdhendur me anë të fjalëve që unë rreshtova më lart. Unë qofsha i gënjeshtërt, ndërsa realiteti krejt tjetër…!

Me sinqeritet dhe respekt nga një kalimtar jetësor i panjohur,
i padëgjuar dhe enigmatik,
i vetëquajtur “Kronikan” i kohës moderne!

*

* *

Të ndjekur nga Psikopompi, plotë pasion për punën e tij, shpirtërat linin botën e të gjallëve për tu zbritur në Hadin Pellazgjik. Shpirtërat, ndonëse i kishin lënë trupat dhe lëviznin të lirë, u ngjanin kryekëput atyre trupave që kishin përfaqësuar lart. Ata ishin imazhe të sakta të atyre njerëzve, që dikur luanin në lojën e jetës njerëzore. Ata nuk lodheshin kur donin të flisnin me njëri-tjetrin, që ta thirrnin gjërë e gjatë, shpirti i filanit, apo i fistekut. Por thjesht, i thërritnin njëri-tjetrit në emrin që kishin pasur. Atje ato ishin të lirë dhe nuk ishin nën forcat dhe ligjet mekanike të botës ku jetonin njerëzorët. Ato ishin të lirë, me gjithë lirinë ekstreme që jep kjo fjalë, endeshin gjithëandej nëpër hapësirat pa fund e anë të kozmosit. Yjet, që dikur i shikonin me lakmi dhe donin ti shijonin nga afër, tash mund ti arrinin me sekonda. Liria aty merrte kuptimin e vërtetë të vetvetes. Liria në jetën e

njerëzorëve, edhe kur ajo në individë të veçantë mendohej si e pakufi, e kishte një armik të rrezikshëm, të pamëshirshëm dhe të përhershëm, vdekjen. Ajo u rrinte mbi kokë edhe më të fuqishmëve të botës. Ajo u bënte sfidë pa dallim të gjithëve. Ndonëse njerëzorët e tregojnë me gisht si ekstremin e të keqes, ajo në fakt është më e drejta nga ana e detyrës që ka. Gjykimi i saj është kryeneç dhe i palëkundur, duke u treguar njerëzorëve barazinë në mes tyre. Vdekja është e vetmja "forcë", para së cilës të gjithë njerëzorët shohin veten të barabartë dhe të pamashtruar nga ligësia. Vetëm para vdekjes, mposhten edhe " Zotat ", që trashëgojnë drejtimin e botës…

- Shikoni, po na vjen një shpirt i ri, thanë disa që po luanin duke qeshur mbi disa livadhe, ku zotëronte jeshilja e përzier paksa me të verdhë.

- Shko te Hadi më përpara, mbreti i fuqishëm i botës së shpirtërave. Atij do ti bëhet zemra mal kur të shohë. Mos u habit që ne folim me gjuhën e të gjallëve, ndonëse nuk kemi organet që zotërojnë njerëzorët. Ne jemi nostalgjikë për kohën që kaluam në botën tjetër, prandaj e kuptojmë atë me gjuhën që ato përdorin dhe merren vesh me njëri-tjetrin. Që thua ti, Hadi do të kënaqet kur t'ju shohë, se më në fund ju do të jeni të lirë të zgjidhni botën tjetër. Ka vite që botën e Hadit nuk e "preferojnë", ose më mirë të themi, ua kanë ndaluar, ndonëse tek-tuk mund të ketë ardhur ndonjëri. Ja ku e ke Migjenin, ai mund t'ju shoqërojë për te mbreti jonë që më në fund i janë hapur sytë nga gjumi i gjatë…

- Si jeni Migjen?

- Oh…, më njihni. Mirë se vjen në mbretërinë e Hadit. Si ju quajnë?

- Vrakot. - më thonin në botën tjetër.

- Edhe këtu kështu do t'ju quajnë, mos u mërzit. Emër të çuditshëm të paskan vënë. Po ç'kishim nga ajo botë ku ishe, - i tha pas pak, kur pa që tjetri u mvrejt, - se ne, ndonëse mund të shikojmë çdo gjë atje lart, nuk mundemi të kuptojmë gjithçka. Unë nuk piva shumë ujë nga lumi Leta, ngaqë nuk doja ta harroja krejtësisht jetën e atjeshme. Më trego, a vuan më raca e shqiptarëve?

- Vuan thua? Edhe pyet? Vuan që ç'ke me të. Ndoshta jetojnë më mirë në kohën e sotme, por duke e krahasuar me jetën e popujve fqinjë, jetojnë shumë më keq. Madje ka shumë familje që vuajnë për bukën e gojës…

- Edhe atëherë, kur unë isha atje, kishte shumë të tillë. Madje, shumë mendojnë se unë kaq e kisha të shkruar për të jetuar, por jo, kjo nuk është e vërtetë. E vërteta është se, unë vdiqa nga ligësia njerëzore. Kur shikoja se si njerëzia rropatej midis skamjes dhe varfërisë, më coptohej zemra, fryma më merrej dhe shpirti n'idhnim e sipër donte me m'dalë prej vendit. Krejt i papërvojë, shumë i ri, unë nuk po kuptoja se midis atyre të dyjave, shpirtit tim dhe skamjes, shpirti do të humbiste. Jeta njerëzore është stisur në mënyrë të tillë që, skamja ti japë kuptim lluksit, varfnia pasurisë, e shumë të tjera që vetëm do të ripërsëriten dhe kurrë nuk mund të zhduken. Por edhe mund të zhduken, në qoftë se natyra njerëzore nuk do të jetë kjo që kemi njohur deri më tash.

-Ke të drejtë, Migjen! Natyra njerëzore është stisur në mënyrë të tillë, që të kenë kuptim gjëra krejt të kota dhe pa pikën e kuptimit. Unë përshembull u mashtrova nga disa, që në gjuhën e thjeshtë të popullit quhen "Çimkjanë"…

- Çimkjanë…! - qeshi Migjeni duke e ndërprerë.

- Po, po, çimkjanë. Madje për të mos i ngatërruar çimkjanët, u vendosin edhe një shkronjë mbrapa.

- Në "skëterrë" bota e çimjakeve, në "skëterrë". - u përhap zëri i revoltës së Migjenit nëpër hapësirën misterioze të Hadit, pa mundur të kapërcente kufijtë për në botën e të gjallëve; që vlonte si kazan i tmerrshëm mbi zjarrin mitik që kanë ndezur mendjejallëzorët.

- Kur do të shuhet urrejtja , kur? Apo, mos vallë, n'urretje do të shuhet gjithçka. Përgjigja po fshihet e trembur për vdekje. Po Bravo! Më në fund populli qënka trimëruar në kuptimin qytetarë. Paska vazhduar të kuptojë nga i vika e keqja.

- Në fakt kjo është e vërtetë, kanë filluar të kuptojnë diçka…, ndonëse gazetshkruesit, këto «klakerë» modernë, përpiqen të errësojnë gjykimin e tyre. Ata përpiqen të mbulojnë me hije të gënjeshtërta, të vërtetën reale të fytyrës së tyre të vërtetë. Por fakti që ato, çimkjanët, dalin gjithmonë të fituar, tregon pamundësinë tonë që nuk kemi ecur në rrugën që duhej. Mashtrohemi lehtë, kuptohet, këtë na e mundëson natyra njerëzore e jona. Unë përshembull, mendova që po kryeja një detyrë ndaj Atdheut dhe kombit, duke rrëzuar nga pushteti disa çimkjanë. Por nuk po e kuptoja se ata ishin që të gjithë të një rrace, të një geni. Me zgjuarsinë dinake që ato kanë, na futën në luftë me njëri-tjetrin, duke u vrarë dhe prerë në mes vetes. Ne vrisnim njëri-tjetrin për një fjalë goje, për nder, ndonëse shumë e humbnim nderin për dy kile vaj e një pako makarona. Dhe më e keqja, çimkjanët, shkaktarët e të gjithë të këqijave nuk u hyn gjemb në këmbë.

- Kështu ndodhka edhe sot…? - pyeti mërzitshëm Migjeni. - Edhe në kohën time këtë tru kishin disa. Shkonin e vritnin njëri-tjetrin duke punuar në arë, për "burrni", siç e quanin atëherë, ndërsa çonin nuset e reja për të shitur një gomar dru, që së bashku me drutë shisnin edhe nderin. Me sa po shoh nuk paska ndryshuar shumë. - përfundoi krejt pezmatueshëm Migjeni.

- Nuk e di a funksionon këtu "lemza" si në botën e njerëzorëve, se shpesh herë ta zënë emrin në gojë duke të kujtuar: "Jemi kthyer në kohën e Migjenit". - thonë njerëzit në atë botë.

- Po më vjen vërtet keq, që qënka kështu. Po nga njëra anë edhe të kthehesh në gjendje robotike, si bota që vetëquhet e zhvilluar, nuk ke çfarë e do. Atje njeriu po vret me dorën e tij kuptimësinë për veten…! Po mos u mërzit se do të flasim prapë, do të kemi kohë sa të duash, ndonëse këtu koha nuk ka ndonjë kuptim. Tash shko te Hadi, mbreti i nëntokës, se ndoshta edhe ai do t'ju pyes diçka për pasardhësit e pellazgëve. Ai, e di se të kanë mashtruar, dhe prandaj edhe ke vrarë, se njeriu lind paqësor nga natyra, rrugës, ai ndryshon. Brenda njeriut janë e mira dhe e keqja, po çuditërisht ai zgjedh të keqen në të shumtën e herëve…!

Vrakoti u drejtua andej nga i thanë që gjendej "pallati" mbretëror, ku rrinte në kolltukun mijëra vjeçar, Hadi i pamposhtur, mbreti i perëndisë së nëntokës. Rrugës për atje , i zunë sytë një grup "figurash", që ishin ulur dhe po dëgjonin me vëmendje një, që Vrakotit iu duk si fytyrë e njohur. Po, e njihte. Ishte Kamerri, varkëtari, që mbante me varkën e tij, kufomat në liqen. U afrua të dëgjonte:

…atje lart, në atë botën që ju e keni lënë pa dëshirën tuaj, të paktën shumica, -dëgjohej këmbueshëm zëri i tij, - po bëhet një luftë e çmendur. Të gjithë e dinë se ajo që ato rreken të zotrojnë atje , nuk do ta gëzojë asnjëri në pafundësi, përsëri luftojnë egërsisht. Vrasin njëri-tjetrin në mënyrat më të çuditshme. Shumë nga ju e dinë, se jeni të kohëve të fundit, por për ju të tjerët po flas, ju që s'keni të numëruar dhe keni kohë këtu në mbretërinë e Hadit. Njerëzit e kohëve moderne kanë shpikur armë pa masë për të vrarë sa më lehtësisht. Armët që përdornit ju dikur duken si lodra përballë armëve të tyre. Madje sot atje është e mundshme që; duke ngrënë bukë, dhe pa e parë fare kundërshtarin, mund ta vrasësh atë.

- Po si është e mundur? - foli një muskuloz që ishte mbështetur në një topuz gjithë gunga.

-Ato kanë lindur me mendjen e tyre një "Hazdërha", që e kanë quajtur "shkencë". Me këtë fëmijë harbut të tyrin, ata mund të vrasin këdo , edhe veten e tyre madje.

-Domethënë muskujt e mi nuk bëkan më punë atje? - foli përsëri muskulozi. - Dhe aq më pak shpirti ynë fisnik ? - shtoi ai.

- Ku bëhet fjalë për muskuj, lëre për shpirt e fisnikëri pastaj! Atje vepron vetëm dinakëria, mendja e hollë dhe intrigante. Nuk mundesh kurrë të kuptosh se kush është i mirë dhe kush i keq. As fytyrën e vërtetë të atij që t'ë do të keqen nuk mund ta dallosh dhe ta kuptosh kurrsesi. Kam punuar ditë natë me varkën time me dëshirën e mirë, që trupat e atyre që vdisnin të gjenin prehje nën dhè, në botën e errët, por të drejtë të Hadit. Kohët e fundit punova në "liqenin e kufomave", duke mbajtur me varkën time , që i vura emrin e vjetër "Karon", trupat e pajetë. Më habiti egërsia me të cilën ata vrisnin njëri-tjetrin…, po më shumë më çuditi loja e disave, që hypur në frone "Zotash", luajnë pa ndroje me jetën e mijëra e miliarda njerëzve të tjerëve…! Jo se si kisha parë më parë, po tash ato po dalin qartësisht në skenë. Dhe kjo, jo se duan vetë, po se mençuria njerëzore po çliron veten nga paqartësia dhe mjegullnaja e deritashme…

- I paska njohur edhe Kamerri "Çimkjanët" fytyrë ndërruar. Dhe nuk ta jepte përshtypjen se mund ti dinte kaq thellë gjërat. - mendonte Vrakoti, ndërsa po i duhej të sqaronte figurën e enigmatikut Kamerr në Had.

…në fakt, sjellja njerëzore vetëm sa gënjen veten si Struci , se është shumë e qartë për ta parë, e kuptuar formën e vërtetë të saj…

- Ja para, - kumbonte pambarimisht zëri i Kamerrit - kjo është një pjesë e asaj që do t'iu tregoj në vazhdim…

- Po ty kush të vrau që erdhe këtu ? - pyeti dikush tjetër, duke ja ndërprerë fjalën.

- Ekzaktësisht nuk mund të ju them se kush e luajti gishtin, por që sjellja njerëzore është ajo që më shpejtoi ardhjen time këtu, kjo nuk mund të diskutohet…

- Mos u mërzit, - e ndërpreu dikush.- këtu nuk është aq keq sa thonë. Edhe fjalia e Akilit se : "Do të preferoja të isha skllavi i fundit në botën lart dhe nuk do të lakmoja as fronin e mbretit këtu poshtë".- nuk ka ndonjë të vërtetë të madhe brenda…!

- Do ta ketë thënë nga nervat, - u hodh dikush tjetër. - dihet që ai është zemërak i madh. Pastaj kush tha se, Hadi po ja liroka fronin…

Haaa, u dëgjuan të qeshura.

- Hadi është shumë më i mirë se "Ferri" apo "Xhehenemi" i atyre të tjerëve. - filloi të fliste një tjetër. - Këtu edhe më të këqinjtë i dënojnë me punë të përhershme, si Sizifi e të tjerë. Ndërsa ato të tjerët kanë dënime të ashpra, të dënojnë me djegie të përhershme, ndërsa këtu me punë të rënda. Po a s'është puna , dënimi dhe fatlumturia më e madhe për njeriun? Pastaj këtu nuk ka intrigë njerëzore si atje në botën e sipërme. Atje, disa që kujtojnë se pasuria është mbi gjithçka tjetër njerëzore, i kanë vënë frerët mbarë njerëzimit dhe po e fusin nëpër shtigjet që Ata dëshirojnë. Se ç'kanë sajuar në lidhje me disa materiale të rralla, si Ari, Diamanti e të tejra kotësi, dhe kopeja e njerëzve turren si të çmendur pas tyre, duke vrarë e prerë njëri tjetrin. Dhe e gjith kjo për çfarë? Për disa objekte materiale, që ndonëse njeriu është orvatur ti bëjë pronë të ambicies së tij, me kotësinë që i karakterizon…, ato vetëm kotësi të stiluar me jetë dhe gjak njerëzish sjellin.

- Këtu edhe për seks nuk ka nevojë, e jo më për gjëra të tjera…- e ndërpreu dikush tjetër duke qeshur atë që po fliste…

Vrakoti u largua në drejtim të mbretit të nëntokës , ndërsa Kamerri e të tjerët bisedonin dhe gajaseshin dhimbshëm me kotësinë e sjelljes hipokrite të botës lart.

-E habitshme, - mendoi. - vërtet këtu nuk mund të bëhet seks. Përderisa nuk ka më vdekje tjetër, nuk ka përse të ketë lindje. Dhe duke qenë se nuk ka këto të dyja, nuk ka nevojë edhe për vazhdimësinë e jetës me kuptimësinë e botës lart. Nuk ka pse të ketë seks, e për rrjedhojë nuk ka përse të ketë intriga seksuale. Madje këtu nuk ka vlerë për

asnjë lloj intrige, përderisa nuk është ekzistenca e nevojave materiale të qënies, ekzistente…. Për një moment, j'u kujtua se bota e zhvilluar po realiznte lindje në laborator. Ju duk se ishte e njëta gjë me këto këtu poshtë…, do "lindnin" njerëz pa ndjenja dhe dëshira, thjesht robotë…- me këto mendime, e të tjera në kokë, Vrakonti po i afrohej në pallatin mbretëror të Hadit. Nga një portë e madhe pa të dilte "Ujkun", shokun e tij të "luftës" së pa kuptimtë.

- "Mëngjarash" ti je! - pyeti i habitur tej mase "figura" e Vrimbarit.

- Unë jam. Xhiu na e shpejtoi ardhjen këtu…! Po në fakt, Xhiu është fundi, domethënë bishti, se koka…

- Lëre se flasim më vonë për këtë. Tani futu në pallat të takohesh me mbretin. Ai është lodhur shumë këto kohë duke pritur dhe përcjellë djemtë Pellazgjikë. Edhe "Cerberi" do të presë me krahë hapur, edhe pse nuk ke me vete pite me mjaltë. - e ndërpreu Vrimbari.

- Epo, mirë u pjekshim atëherë…- e përshëndeti "burrash" Vrakoti dhe mbrapa krahëve të "Ujkut", diku larg shqoi siluetën e një femre. Po, ishte Atropoja…

- Atropo në Had…! - nëpërdhëmbi i çuditur, pastaj shtoi - Sa shpejt marrin fund intrigat në botën lart, lart i thënshin…!

Me një ndjenjë hutimi futi këmbën në brendësi të "pallatit" hadijan…!

Burrel
2007-2008